- Ja, e solli kokën përsëri ajo pelerinë e vjetër!

Kështu thirri një praktikant nga ata që nëpër zyrat avokatore i quajnë *korrierë*, i cili në atë çast po kafshonte me oreks një copë bukë: i hoqi një thërrime tul, e bëri si saçmë dhe e hodhi me tallje nga vazistasi i dritares ku ishte mbështetur. Ai gjuajti aq bukur, saqë saçma kërceu përsëri deri afër dritares dhe ra mbi kapelën e një njeriu të panjohur që po kalonte oborrit të një sht'ëpie në udhën Vivjenë, ku banonte z. Dervilë, avokat.

- Mjaft, Simonen, lëri marrëzirat, në mos po të flaka jashtë. Dreq o punë, sado i varfër që të jetë një klient, njeri është!- i tha duke ndërprerë punën sekretari i parë, i cili po bënte listën e shpenzimeve gjyqësore.

Zakonisht korrieri është, siç ishte edhe Simoneni, një djalë nja trembëdhjetë apo katërmbëdhjetë vjeçar, cili në të gjitha zyrat avokatore varet drejtpërdrejtë nga sekretari i parë; dhe ky, herë e dërgon te ftuesit e gjyqit me letër-thirrje, herë e nis për në gjykatë me kërkesa gjyqësore. Ai bën jetën e rrugaçëve të Parisit, po fati e ka lidhur me botën e gjyqeve. Pothuajse kurdoherë ky djalë është zemërgur, i shthurur, padisiplinuar, me këngë në gojë, shpotitës, i pangopur e përtac. Megjithatë, pothuajse gjithë praktikantët e vegjël kanë nga një mëmë të moçme që banon diku, në katin e pestë të ndonjë shtëpie, me të cilën ndajnë kafshitën e gojës që e fitojnë me të tridhjetë apo dyzet frangat që marrin në muaj.

- Kur qenka njeri, pse e quan *pelerinë e vjetër*? - i tha Simoneni duke e shikuar si ai nxënësi që e zë mësuesi në gabim.

Dhe zuri përsëri të hante bukë e djathë, duke mbështetur supin te parvazi i dritares, sepse ai çlodhej më këmbë, si kuajt e

karrocave, me thembrën e njërës këpucë në majën e këpucës tjetër.

- Ç'rreng t'i punojmë këtij matufi? - tha me zë të ulët sekretari i tretë, Godeshali, duke lënë në mes lutjen që hartonte, të cilën e kishte konceptuar sekretari i katërt, ndërsa kopjet i kishin shkruar dy praktikantë të ardhur nga krahina. Pastaj vazhdoi t'i diktonte... *Po me atë mençurinë e tij të rrallë e fisnike, lartmadhëria e tij, Luigji i Tetëmbëdhjetë* (fjalën e fundit shkruaje me shkronja, ej! Hajde-hajde, o Derosh dijetari, që na ke bërë konceptin!), *në çastin kur mori përsëri në dorë frenat e mbretërisë së tij, e kuptoi* (çfarë kuptoi ai palaço!) *misionin e lartë që i kishte ngarkuar Zoti!......* (pikë çuditëse dhe gjashtë pika: gjyqtarët janë fetarë dhe do t'u pëlqejnë këto pika), *dhe, sikurse provohet nga data e urdhëresës që po përmendim këtu poshtë, në radhë të parë ai u mendua si e si të shpëtonte ata që ishin goditur nga fatkeqësitë e shkaktuara prej mynxyrave të tmerrshme e të hidhura të kohërave tona revolucionare, duke u kthyer shërbëtorëve të tij besnikë e të shumtë* (fjala të shumtë është një lajkë që duhet t'i pëlqejë gjykatës*) të gjitha pasuritë e pashitura, qoftë ato që janë pronë e shtetit, qoftë ato që janë pronë e zakonshme ose e jashtëzakonshme e mbretit, e më në fund, qoftë ato që bëjnë pjesë në pasuritë e enteve shtetërore, sepse ne themi dhe jemi të cilësuar të themi se kjo është fryma dhe kuptimi i urdhëresës së famshme dhe bujare, dekretuar në...*

-Prisni, - u tha Godeshali të tre sekretarëve, - kjo dreq fjali më zuri tërë fundin e faqes. Atëherë, - vazhdoi ai, duke njomur me gjuhë shpinën e fashikullit, që të mund ta kthente faqen e trashë të letrës me vleftë, - atëherë, në doni t'i punoni një

lodër, i thoni se zotëria mund të bisedojë me klientët vetëm prej orës dy deri në tre të mëngjesit; do ta shikojmë a do të vijë ky plak i hurit e i litarit! - dhe Godeshali vijoi frazën që pat filluar: - *dekretuar në...* A po më ndiqni? - i pyeti ai.

-Po, - thirrën të tre kopistët.

Të gjitha punët shkonin bashkë, lutja, bisedimi dhe komploti.

-*Dekretuar në...* E, - xha Bukar, ç'datë ka urdhëresa?

Duhet të jemi të përpiktë, të shkretën! Sa faqe qenkan!

-*Të shkretën*! - përsëriti njëri nga kopistët përpara se të përgjigjej Bukari.

-Qysh, mos e shkruajte edhe fjalën *të shkretën*? - thirri Godeshali duke shikuar njërin nga praktikantët me një vështrim të ashpër e me shpoti.

-Posi, tha Deroshi, sekretari i katërt, duke u kërrusur tek fleta e shokut që kishte pranë, paska shkruar: *Duhet të jemi të përpiktë dhe të shkretën*.

Të gjithë sekretarët ja dhanë gazit.

- Si është e mundur, zoti Yre, që fjalën të shkretën ta marrësh për një term juridik dhe pastaj na mburresh se je prej Montanje! -thirri Simoneni.

- Prishe shpejt!-tha sekretari i parë. - Sikur të shikonte gjëra të tilla gjyqtari që do të shqyrtojë dosjen, do të thoshte se *ne po tallemi me ato që shkruajmë*! Do t'i nxirrje telashe zotërisë. Hap sytë, mos bëj edhe njëherë marrëzira të tilla, zoti Yre! Një normandez nuk duhet ta shkruajë kurrë lutjen në tym. Ky është rregulli rigoroz që duhet të ndjekin njerëzit e ligjit.

- Dekretuar në në? - pyeti Godeshali. - Kur pra, Bukar?

- Në qershor 1814, - iu përgjigj sekretari i parë pa e ndërprerë punën.

Fraza e lutjes së gjatë mbeti në mes, se trokiti dera. Të pesë sekretarët, me ata dhëmbët e tyre të mprehtë, me ca sy të ndritur e tallës, me flokët e shkurtuara e të dredhura, pasi thirrën njëherësh si psaltë: - Hyrë! - hodhën sytë nga dera. Bukari nuk e ngriti kokën nga togu i akteve, të cilat në stilin e gjykatës quhen mosmarrëveshje, dhe vazhdoi të përpilonte listën e shpenzimeve gjyqësore që kishte nisur.

Zyra ishte një dhomë e madhe, zbukuruar me sobën klasike që kanë të gjitha shtrofkat e *mosmarrëveshjeve*. Qyngjet kalonin tej për tej dhomës si një diagonale, dhe tubi i fundit hynte te një oxhak i mbyllur, mbi mermerin e të cilit dukeshin plot copa buke, disa feta djathë nga të Briës, ca kotëleta të freskëta derri, kupa, shishe dhe një gotë me çokollatë e sekretarit të parë. Era e këtyre ushqimeve përzihej me afshin e qelbur të sobës së nxehur shumë e me atë kundërmimin e veçantë që kanë zyrat dhe shkresurinat, sa atje nuk do të ndieje dot as erën e rëndë të një dhelpre. Dyshemeja ishte mbuluar me baltë e me dëborë nga këmbët e sekretarëve. Pranë dritares gjendej tryeza e sekretarit të parë, ku ishte mbështetur tryeza e vogël e sekretarit të dytë, i cili në atë çast gjendej në gjykatë. Ora duhej të ishte nja tetë apo nëntë e mëngjesit. Zyra nuk kishte asnjë zbukurim tjetër përveç atyre afisheve të mëdha të verdha, që njoftojnë sekuestrime pasurish të patundshme, shitje, shitje me ankand ndërmjet atyre që kanë arritur moshën madhore dhe të miturve, drejtësia definitive ose përgatitore, me të cilat mbahen e mburren zyrat avokatore! Prapa sekretarit të parë gjendej një raft i madh,

që kishte zënë murin prej dyshemesë e deri në tavan, ku çdo kuti ishte mbushur me fashikuj, nga të cilat vareshin një mori etiketash e fijesh të kuqe, që u japin një pamje të veçantë dosjeve me akte gjyqësore. Kutitë e poshtme ishin plot me kartela që ishin zverdhur nga përdorimi, të cilat qenë veshur nëpër anë me letër mavi. Në këto kartela ishin shkruar emrat e klientëve më të mëdhenj, gjyqet e të cilëve i sillnin fitime të majme avokatit. Nga xhamat e ndyra të dritares mezi hynte pakëz dritë. Veç kësaj, në Paris, në shkurt, shumë rrallë mund të gjesh ndonjë zyrë avokatore ku mund të shkruash pa llambë përpara orës dhjetë, sepse, siç mund të merret me mend, të gjitha ato zyra lihen pas dore; atje shkon kushdo, po s'qëndron njeri, se s'ka kush ndonjë interes vetjak me një gjë që është aq banale; as avokati, as ndihmësgjyqtarët, as sekretarët nuk bëhen merak për mirëmbajtjen e një vendi, i cili për disa është si një klasë, për ca të tjerë një vend kalimi, për të zotin një laborator. Ato mobiliet plot zhul i trashëgojnë në një mënyrë aq të përpiktë njëri pas tjetrit avokatët, saqë disa nga këto zyra i kanë ende arkat e plehrave dhe thasët e përfaqësuesve ligjorë në *Shlet*, shkurtim i fjalës *Shatle*, gjykatë që, në regjimin e mëparshëm, ishte si gjykata e sotme e shkallës së parë. Pra, sikurse në të gjitha zyrat e tjera avokatore, edhe në atë sallë të errët e plot pluhur, kishte diçka që i neveriste ndihmësgjyqtarët dhe që e bënte një nga vendet rnë të përbindshëna të Parisit.

- Ku është brisku im?
- Jam duke ngrënë!
- Ikë, or dreq, ja ku m'u fëlliq lutja.
- Sh-sh-t! zotërinj.

Të gjitha këto fjalë u dëgjuan në çastin kur plaku mbylli derën me druajtjen që kanë njerëzit që pësojnë ndonjë fatkeqësi. I panjohuri u përpoq të bënte buzën në gaz, po nuk guxoi se vuri që asnjërit prej të gjashtë sekretarëve nuk i qeshi ndopak nuri. Padyshim, ai ishte mësuar t'i njihte njerëzit, sepse iu drejtua me plot njerëzi korrierit, Simonenit, me shpresë se ky djalë njerke do t'i përgjigjej me të mirë.

- Zotëri, a mund të takohem me z. avokat?

Korrieri i djallëzuar iu përgjigj atij të gjori duke goditur shumë herë veshin e tij me gishtat e dorës së majtë, sikur të donte t'i thoshte: - jam i shurdhër.

-Ç'urdhëroni, zotëri? - e pyeti Godeshali, duke futur në gojë një kafshitë të madhe buke, me të cilën mund të mbushej një grykë topi dhe, në këtë kohë, ngriti briskun që kishte në dorë, vuri këmbën mbi këmbë dhe e ngriti këmbën e sipërme gjer në lartësinë e syrit.

- Zotëri, është e pesta herë që po vij, - u përgjigj plaku i shkretë. - Dëshiroj të flas me z. Dervilë.

- A keni ndonjë punë me të?

- Po, veçse nuk mund t'ia them njeriu tjetër...

- Zotëria fle; në qoftë se dëshironi të këshilloheni me të për ndonjë çështje të vështirë, ai punon siç duhet vetëm në mes të natës. Po në qoftë se do të na thoshit se qysh e kini punën, edhe ne mund t'ju...

I panjohuri nuk u prek fare nga këto fjalë. Zuri të vështronte rreth e rrotull me ndrojtje, si ndonjë qen që hyn fshehurazi në një kuzhinë të botës dhe trembet se mos e presin

me kopaçe. Për hir të mjeshtërisë së tyre, sekretarët e avokatëve nuk kanë frikë prej kusarëve; kështu që ata nuk dyshuan fare për njeriun me pelerinë dhe e lanë të shikonte dhomën, ku ai po kërkonte më kot ndonjë karrige për t'u çlodhur, se dukej sheshit që ishte i rraskapitur. Avokatët e kanë si rregull që mbajnë pak karrige në zyrat e tyre. Klienti i thjeshtë lodhet duke pritur në këmbë, dhe shkon duke mërmëritur, po nuk u humbet të tjerëve një kohë që, sipas një avokati të moçëm, nuk futet në llogari.

- Zotëri, - iu përgjigj ai, - pata nderin edhe më parë t'u thosha se çështjen time nuk mund t'ia kallëzoj tjetër njeriu përveç z.Dervilë; do të pres gjersa të zgjohet.

Bukari e mbaroi ilogarinë që kishte nisur. I mori erë çokollatës së tij, u ngrit nga kolltuku prej zhuku, vështroi pelerinën e plakut dhe ngërdheshi fytyrën. Siç duket, ai mendoi se, sido që t'ia kthente klientit, do të ishte e pamundur që të nxirrte ndonjë qindarkë prej tij; atëherë, me qëllim që të shporrte nga zyra një klient të bezdisur, ja preu me dy fjalë:

- Të drejtën po ju thonë, Zotëri. Avokati punon vetem naten. Në qoftë se keni ndonjë çështje serioze, ju keshilloj të vini në ora një pas mesnate.

Plaku e vështroi sekretarin e parë si i shastisur dhe qëndroi disa çaste pa lëvizur. Meqë sekretarët janë mësuar t'i shohin fytyrat e njerëzve të ndryshojnë sakaq, dhe me kapriçiot e çuditshme që tregojnë ndihmësgjyqtarët, njerëz të pavendosur ose të hutuar, ata vazhduan të hanin duke mbllaçitur mu si kuajt që përtypen në grazhd dhe nuk ia vunë më veshin plakut.

- Zotëri, do të vij sonte, - i tha së fundmi plaku, - me atë kokëfortësinë që kanë njerëzit në siklet.

- Pa shiko se ç'kungull! - tha Simoneni pa pritur që plaku të dilte jashtë.

- Duket sikur ka dalë nga varri - ia priti sekretari.

- Do të ketë qenë ndonjë kolonel që sot mbase kërkon llogari të prapambetura, - tha sekretari i parë.

- Jo, do të ketë qenë portier, - tha Godeshali.

- E vë me bast se është ndonjë fisnik, - thirri Bukari.

- E vë me bast se ka qenë portier, iu përgjigj Godeshali. Vetëm portierët i mbajnë këto pelerina të vjetra të qelbura e të grira nga fundi, siç është ajo e këtij plakut. Nuk ia paskeni parë as çizmet e shqyera që i mbushen me ujë, as kravatën që e mban në vend të këmishës? Ka fjetur nën ura.

- Mund të jetë fisnik, por do t'u ketë hapur derën botës! - thirri Deroshi. Gjëra që ngjasin.

- Jo, - vijoi Bukari në mes të të qeshurave të shokëve; - unë them se më 1789-ën mbante një birrari dhe në kohën e Republikës ka qenë kolonel.

- Ah! - e vë me bast që t'ju paguaj të gjithëve biletat për në teatër, po qe se ka qenë ndonjëherë ushtar, tha Godeshali.

- Mirë, - iu përgjigj Bukari.

- Zotëri! Zotëri! - thirri Simoneni duke hapur dritaren.

- Ç'bën kështu, Simonen? - e pyeti Bukari.

- E thirra ta pyes në është kolonel apo portier; këtë gjë duhet ta dijë ai.

Të gjithë sekretarët nisën të qeshnin. Plaku ngjiste shkallët.

- Çfarë do t'i themi? - thirri Godeshali.

- Ma lini mua! - iu përgjigj Bukari. Plaku i gjorë hyri me ndruajtje duke ulur sytë, ndofta që të mos e kuptonin se i vinte uri kur shikonte ushqimet me sy të lakmuar.

- Zotëri, i tha Bukari, - kini mirësinë të më jepni emrin që ta dijë avokati nëse...

- Shaber...

- Shaberi? Koloneli që ka vdekur në Ejlau? - e pyeti Yre, i cili, meqë s'kishte hapur gojën fare, donte të tallej edhe ai njëherë.

- Po, ai vetë, zotëri, - iu përgjigj plaku me thjeshtësinë e një njeriu të kohërave të lashta. Dhe doli.

- E kapa!

- Fitova.

- Puf!

- Oh!

- Ah!

- Bum!

- Ah! Ç'plak i çuditshëm!

- Trin, la, la, trin, trin.

- Ç'të fituar se!

- Zoti Derosh, ti do të shkosh në teatër pa paguar, - i tha Yre sekretarit të katërt, duke i hequr në sup një shuplakë aq të fortë sa edhe një rinoceront do të kishte mbetur në vend.

Shpërtheu një valë britmash, të qeshurash e klithmash, të cilat nuk mund të përshkruhen edhe duke përdorur të gjitha fjalët onomatopeike që ka gjuha.

- Në cilin teatër do të shkojmë?

- Në opera, - thirri sekretari i parë.

- Porse, - tha Godeshali, - teatri nuk u zu në gojë.

Sekretarët ngritën supet.

- Veç kësaj, s'kemi ndonjë provë që ky turi majmuni nuk është tallur me ne, - vazhdoi ai duke e lënë arsyetimin në mes, se e mbuluan të qeshurat e sekretarëve të tjerë. Në të vërtetë, s'ka pikë dyshimi që kolonel Shaberi ka vdekur, e shogja e tij është martuar me kontin Ferro, këshilltar Shteti. Zonja Ferro është njëra nga klientet e zyrës sonë.

- Çështja shtyhet - tha Bukari. - Vazhdoni punën, zotërinj! Dreqi e mori! Këtu s'po bëhet asgjë. Përfundojeni pra atë lutjen, duhet të komunikohet përpara se të hapet seanca e sallës së katërt. Çështja gjykohet sot. Hajde, jepini.

- Po të ishte vërtet kolonel Shaberi, a nuk do t'i kishte hequr ndonjë shqelm pas bishtit Simonenit, kur ky u bë si i shurdhër? - tha Yre duke menduar se vërejtja e tij ta mbushte më fort mendjen nga ajo e Godeshalit.

- Meqenëse nuk u vendos asgjë, - tha Bukari, - e lëmë të shkojmë në lozhat e dyta të "Teatrit të Francezëve" dhe të shikojmë Talman[1], në rolin e Neronit. Simoneni le të shkojë në plate.

- Në këto fjalë e sipër sekretari i parë u ul në tryezë dhe pas tij zunë vendet gjithë të tjerët.

- *Dekretuar në qershorin e vitit njëmijëetetëqind e katërmbëdhjetë*. (Fjalët e fundit me shkronja), - tha Godeshi; - a e shkruat?

[1] *Fransua-Zhozef Talma, aktor tragjik frëng.*

- Po, - iu përgjigjën të dy kopistët dhe ai që hartonte konceptin, pendat e të cilëve gërvishtnin letër-lutjet si njëqind brumbuj që fusin nxënësit në ndonjë fishek letre.

Aty nga ora një e mëngjesit, i vetëquajturi kolonel Shaber trokiti te dera e z.Dervil, avokat pranë gjykatës së shkallës së parë të rrethit të Senës.Portieri iu përgjigj se z. Dervil nuk qe kthyer ende në shtëpi. Plaku i tha se kishte lënë një takim me të dhe u ngjit te ky avokati i dëgjuar, i cili ndonëse i ri, çmohej si një nga njerëzit më të zotë në rrethin e gjyqësorit. Si i ra ziles, plaku skeptik u çudit tepër kur pa sekretarin e parë që po vendoste mbi tryezën e dhomës së bukës të Zotërisë së tij një tog të madh dosjesh me çështjet që e kishin radhën ditën e nesërme. Po edhe sekretari u habit shumë kur pa kolonelin, të cilin e përshëndeti, pastaj iu lut të ulej; dhe paditësi u ul.

- Besa, zotëri, kur më thatë dje se duhej të vija kaq herët për t'u konsultuar, kujtova se donit të bënit shaka, - i tha plaku duke u munduar të bënte buzën në gaz.

- Sekretarët bënin shakara, por njëkohësisht thoshin edhe të vërtetën, iu përgjigj Yre duke vazhduar punën. - Z.Dervil ka zgjedhur këtë orë për të shqyrtuar çështjet që merr përsipër, të bëjë një përmbledhje të mjeteve që do të përdorë, të rendisë dëshmitë, të përgatisë *mbrojtjet*. Mendja e tij e mprehtë është më e lirë në këtë orë, se vetëm tani mund të gjejë qetësinë dhe heshtjen që ka nevojë për të zgjidhur problemet më të koklavitura. Që kur punon si avokat, ju jeni njeriu i tretë që po këshilloheni me atë në këtë orë të natës. Kur vjen nga jashtë,

zotëria i studion të gjitha çështjet me radhë, s'lë gjë pa lexuar dhe ndoshta punon katër a pesë orë pa e ngritur kokën; pastaj i bie ziles dhe më jep urdhra. Paradite, prej orës dhjetë e deri në dy, dëgjon klientët, pastaj pjesën tjetër të ditës e ka caktuar për takime. Në mbrëmje del e qëndron me miq e me të njohur. Pra, atij i mbetet vetëm nata për të studiuar proçeset, për të bërë kërkime në arsenalet e Kodit dhe për të hartuar planet e përleshjes. Kërkon që të mos humbasë asnjë çështje, se për artin e tij ka një dashuri të thellë. Ai nuk merr përsipër çfarëdo çështjeje, siç bëjnë kolegët. Kjo është jeta e tij, të cilën e kalon me një veprimtari të pashembuilt. Dhe fiton shumë të holla.

Kur po dëgjonte këto shpjegime, plaku s'fliste fare dhe fytyra e tij e çuditshme mori një pamje prej budallai, aq sa sekretari e vështroi një herë dhe nuk ia vuri më veshin. Pas pak minutash u kthye Dervili, veshur me kostum balloje; sekretari i parë i hapi derën dhe nisi përsëri renditjen e dosjeve. Avokati i ri qëndroi për një çast si i habitur kur pa në gjysmë hije klientin e çuditshëm që po e priste. Kolonel Shaberi nuk bënte asnjë lëvizje dhe dukej si i ngrirë, ashtu siç mund të jenë ato skulpturat në studion e Kurciusit, ku Godeshali donte t'i shpinte shokët e tij. Ndofta avokati nuk do të ishte çuditur sepse ai qëndronte pa lëvizur, si ndonjë statujë, sikur të mos i bënte përshtypje edhe tërë personi i tij në përgjithësi. Ushtari i moçëm ishte i thatë e i hequr. Balli i tij, të cilin e kishte mbuluar me flokët e parukës së lëmuar, i jepte një pamje misterioze. Sytë i dukeshin sikur ishin veshur me një cipë të tejdukshme; sikur ta vije re me kujdes do të thoshe se ata sy dukeshin si ai sadefi i turbullt, që kur i bie drita e qirinjve lëshon ca vezullime mavi. Fytyrën e kishte të

verdhë dyllë dhe, në mund ta përdorim këtë shprehje vulgare, të mprehur si tehu i thikës! Dukej si fytyrë prej të vdekuri.

Një kravatë e keqe prej mëndafshi të zi i shtrëngonte qafën. Që prej kravatës e poshtë tërë trupi i humbiste në të errët, aq sa një njeri me fantazi do ta merrte atë fytyrë plaku për një siluetë të rastit, ose për ndonjë portret të Rembrandit[2], por pa kornizë. Streha e kapelës që ia mbulonte ballin plakut, i lëshonte një hije të zezë e të thellë në pjesën e sipërme të fytyrës. Kjo lojë e çuditshme drite, megjithëse natyrale, nxirrte në pah, nga kontrasti i theksuar, rrudhat e thella, vijat e ftohta dhe pamjen e zbehtë të asaj fizionomie prej të vdekuri. Më në fund, vështrimi i shuar, trupi i ngurosur, të linin përshtypjen e një çmendurie të trishtuar dhe të simptomave që e ulin njerinë dhe që karakterizojnë idiotizmin, aq sa fytyra e tij kishte diçka të kobshme, që s'mund ta shprehë asnjë fjalë në botë. Po kush është mësuar të vërejë, sidomos një avokat, tek ai njeri i djegur si nga rrufeja do të gjente shenjat e një dhimbjeje të thellë, gjurmët e mjerimit që i kishin zhdukur çdo fisnikëri nga fytyra, ashtu si ato pikat e shiut që bien nga qielli mbi një mermer të bukur, të cilin pas një kohe të gjatë e shëmtojnë. Një mjek, një shkrimtar, një gjyqtar, do të kishin zbuluar një dramë të tërë sikur ta shikonin atë shëmtim të mrekullueshëm, i cili iu përngjante atyre fantazive që vizatojnë piktorët për t'u zbavitur, gjithë duke kuvenduar me shokët e tyre, në fund të gurëve litografikë.

Kur pa avokatin, i panjohuri u drodh, ashtu siç u ngjet poetëve kur në mes të frymëzimit i zgjon ndonjë zhurmë e

[2] *Rembrant, piktor e artist I madh gravurash holandez I shekullit XVII*

papritur. Plaku hoqi kapelën përnjëherë dhe u ngrit që të përshëndeste djaloshin; meshini që kishte kapela nga brenda ishte plot zhul. Dhe plaku nuk e ndjeu se iu ngjit paruka pas zhulit të kapelës dhe iu zbulua koka e gjymtuar keq nga një shenjë plage që nisej nga prapa kokës dhe arrinte deri te syri i djathtë, duke sajuar kudo një kurriz të dalë e të qepur. Edhe kur i doli befas paruka e tij e ndyrë, të cilën plaku gjorë e mbante që të mos i dukej plaga, dy të rinjve nuk u erdhi aspak për të qeshur, se ajo kafkë e çarë të shtinte tmerrin. Sapo ta shikoje atë plagë, aty për aty të vinte ky mendim: Andej i paskan dalë mendtë!

- Në qoftë se nuk është kolonel Shaberi, duhet të jetë ndonjë ushtar i regjur, mendoi Bukari.

- Zotëri, - i tha Dervili, - me cilin kam nderin të flas?

- Me kolonel Shaberin.

- Me cilin?

- Me atë që u vra në Ejlau, - iu përgjigj plaku. Kur dëgjuan këtë frazë të çuditshme, sekretari dhe avokati vështruan njëri-tjetrin në një mënyrë që donte të thoshte: - Qenka i çmendur.

- Zotëri, - filloi përsëri koloneli, - do të më pëlqente t'ua rrëfeja vetëm juve sekretin tim.

Vlen të përmendet natyra e guximshme e avokatëve, qoftë sepse janë mësuar të presin një numër të madh njerëzish, qoftë sepse e ndiejnë thellë të drejtën që u japin ligjet për të mbrojtur të tjerët, qoftë sepse kanë besim në mjeshtërinë e tyre, ata hyjnë kudo pa u trembur, siç hyjnë priftërinjtë e mjekët. Dervili i beëri një shenjë Bukarit, i cili doli jashtë.

- Zotëri, - filloi avokati, - ditën nuk e kursej dhe aq fort kohën, po në mes të natës, për mua edhe minutat janë të çmuara. Pra, i bini shkurt e me pak fjalë. Më rrëfeni thelbin e çështjes pa dalë nga tema. Sqarimet që do më duken të nevojshme do t'ua kërkoj vetë. Flisni! Si i tha të ulej klientit të çuditshëm, avokati i ri qëndroi edhe vetë përpara tryezës; por ndërsa dëgjonte ligjëratën e kolonelit të ndierë, nisI të shfletonte edhe aktet.

- Zotëri, i tha i ndieri, ndofta e dini se komandoja një regjiment artilerie në Ejlau. Kam luajtur një rol të madh në suksesin e aksionit të përmendur që bëri Myrati[3] dhe që siguroi fitoren tonë. Për fatin tim të keq, vdekja ime është një ngjarje historike e pakundërshtueshme, se përmendet hollësisht në "Fitore e Pushtime"[4]. Ne i çamë më dysh të tri vijat ruse, të cilat u bashkuan përsëri dhe na shtrënguan t'i çanim edhe një herë në drejtim të kundërt. Kur po ktheheshim për te perandori, pasi shpërndamë rusët, u hasa me pjesën kryesore të kavalenesë armike. U sula kundër atyre kokëfortëve. Më sulmuan përnjëherësh dy oficerë rusë, dy gjigantë të vërtetë. Njëri prej tyre më hoqi një shpatë në kokë, më çau kaskën dhe një kësulë të zezë mëndafshi që kisha 1-1.11 të, e ma hapi kafkën shumë thellë. Rashë nga kali. Na erdhi Myrati në ndihmë; ai dhe gjithë ushtarët e tij, njëmijë e pesëqind vetë, kaluan mbi trupin tim! Për vdekjen time u lajmërua perandori, i cili, si njeri i matur që ishte

[3] *Joahim Myrat- marshall I Napoleonit dhe më vonë mbret i Napolit. Në vitin 1815 u mundua të shtinte në dorë mbretërinë e tij, të cilën e humbi si ra Napoloni I*
[4] *"Fitore e Pushtime", përmbledhje artikujsh mbi operacionet e ushtrisë frënge në vitet 1817-1821*

(më donte ca), deshi të dinte nëse kishte ndonjë shpresë të shpëtohej njeriu, ndaj të cilit ishte mirënjohës për suksesin e sulmit të fortë. Dërgoi dy kirurgë që të më gjenin e të më shpinin në spital; dhe ngaqë ishte i zënë me punë, ndofta u tha pa ngulmuar: "Shkoni njëherë dhe shikoni se mos është ende gjallë ai Shaberi im i shkretë". Meqë ata infermierët e dreqit sapo më kishin parë që më shkelën kuajt e dy regjimenteve, sigurisht që nuk u bënë merak të më shihnin pulsin dhe thanë se kisha vdekur. Siç duket, akti i vdekjes sime u përpilua sipas rregullave që caktojnë ligjet ushtarake.

Kur dëgjoi klientin e tij që shprehej me një qartësi të plotë dhe që i kallzonte disa ngjarje, të cilat ndonëse të çuditshme, dukeshin të vërteta, avokati i ri i la dosjet, mbështeti bërrylin te tryeza, mbështeti kokën në pëllëmbë dhe vështroi kolonelin drejt në sy.

- A e dini, zotëri, i tha ai duke e ndërprerë, se unë jam avokati i Konteshës Ferro, vejushës së kolonel Shaberit?

- Ime shoqe! Po, zotëri. Kështu pra, pasi kam trokitur më kot në dyert e plot avokatëve të tjerë, dhe si e pashë se që të gjithë më merrnin për një njeri të çmendur, vendosa të vij te ju. Për fatkeqësitë e mia do t'ju flas më vonë. Më parë më lejoni t'ju rrëfej ngjarjet, t'ju shpjegoj më fort si duhet të kenë ndodhur, se sa e se qysh kanë ndodhur. Disa rrethana, të cilat i di vetëm Zoti i Madh, më shtrëngojnë që shumë prej tyre t'i paraqes si hipoteza. Pra, zotëri, siç duket, plagët që kam marrë do të kenë shkaktuar ndonjë tetanos, ose do të më kenë krijuar ndonjë krizë që i përngjan një sëmundjeje, e cila besoj se quhet katalepsi. Pëmdryshe, siç mund të merret me mend, duhet të më kenë

hequr rrobat dhe duhet të rnë kenë hedhur në një gropë të përbashkët ata që varrosin të vdekurit, siç ngjet në luftë. Këtu, më lejoni të shtoj një hollësi, të cilën munda ta mësoja vetëm pas asaj ngjarjeje që shtrëngohem ta quaj si vdekjen time. Më 1814 takova në Shtutgard një kapter kavalerie të regjimentit tim. Ky njeri i dashur, i vetmi që më dha të njohur dhe për të cilin do t'ju flas përsëri, më shpjegoi se në ç'mënyrë të çuditshme shpëtova: më tha se kali im kishte marrë një plumb në brinjë në çastin kur u plagosa. Pra, kafsha dhe kalorësi ishin rrëzuar si një keshtjellë prej rëre. Nuk e di në rashë nga e djathta, apo nga e majta, po s'ka dyshim që do të më ketë mbuluar trupi i kalit, i cili nuk më la që të më shtypnin kuajt ose të më kapnin plumbat. Kur erdha në vete, zotëri, vura re se gjendesha aq keq dhe në një atmosferë të tillë, sa do të ishte e pamundur t'ju jepja një ide, edhe sikur t'jua kallëzoja deri nesër. Ajri i pakët që merrja ishte i qelbur. Kërkova të lëviz, por nuk kisha nga luaja fare. Kur hapa sytë nuk pashë gjë. Pikërisht mungesa e ajrit më trembi rnë shumë se çdo gjë tjetër në gjendjen që ndodhesha. E kuptova se atje ku gjendesha ajri nuk ndërrohej fare dhe se do të vdisja. Kur më erdhi ky mendim nuk e ndieva më atë dhimbjen e patregueshme që më kishte përmendur nga zalia. Veshët më tingëlluan fort. Dëgjova ose m'u duk sikur dëgjova - s'dua të miratoj asgjë, - rënkimet që lëshonte turma e kufomave, ku dergjesha edhe unë. Megjithëse ato çaste i kam shumë të turbullta, megjithëse kujtimet e mia janë shumë të errëta, megjithëse më vonë hoqa dhimbje edhe më të mëdha, të cilat m'i ngatërruan mendimet, nganjëherë, natën, ende më duket sikur i dëgjoj ato psherëtima të mbytura! Po kishte diçka më të tmerrshme nga britmat, një

heshtje që nuk e kam hasur kurrë gjetiu, heshtjen e vërtetë të varrit. Më në fund, kur ngrita duart, kur preka të vdekurit, gjeta një boshilëk në mes të kokës sime dhe shtresës së kufomave që kisha sipër. Kështu që munda të mas boshllëkun që më kishte mbetur rastësisht e pa e ditur se në ç'mënyrë. Pasi na flakën pa kujdes dhe shpejt e shpejt, mish-mash njërin mbi tjetrin, siç duket mbi trupin tim ishin hedhur kryqazi dy të vdekur, në mënyrë të atillë që formonin një kënd si ai i dy kartonëve që i vë kundër njëri-tjetrit një çilimi që kërkon të ngrejë një kështjellë. Duke kërkuar shpejt e shpejt, se s'duhej humbur kohë, për fat hasa një krah që mezi po mbahej, krahun e një Herkuli[5]. Ishte një kockë e mirë që më shpëtoi jetën. Po të mos kisha këtë ndihmë të papritur, do të kisha mbaruar. Mund ta merrni me mend se sa luftova për të larguar kufomat që më ndanin nga dheu, që pa dyshim na kishin hedhur sipër, them *na*, sikur ata të ishin të gjallë! U përpoqa si bishti i gjarprit, zotëri, dhe ja tek shpëtova! Po edhe sot e kësaj dite nuk e di se qysh arrita të shpoj atë shtresën prej mishi që më ndante nga jeta si një mur. Mund të më thoni se kisha tri duar! Me anën e asaj leve që e përdorja me mjeshtëri, siguroja pak nga ai ajri që gjendej në mes të kufomave që lëvizja; dhe merrja frymë sa më rrallë që mundja. Më në fund, zotëri, pashë dritë, po nëpërmjet dëborës! Në këtë çast e ndieva se e kisha kokën të hapur. Për fat të mirë, gjaku im, ai i shokëve, ose ndoshta lëkura e çarë e kalit tim, - ku ta di si të them! - duke u ngrirë më kishte zënë plagën si me allçi. Megjithëse kafka ime kishte zënë këtë kore, kur u has me dëborën, më ra të fikët.

[5] *Herkuli- hero i mitologjisë greke, me forcë fizike shumë të madhe.*

Mirëpo, pasi ajo ngrohtësia e pakët që më kishte mbetur e shkriu dëborën që gjendej rreth meje, kur u përmenda pashë se isha në mes të një grope të vogël, nga e cila thirra një copë herë; por dielli atëherë po lindte dhe ishte shumë vështirë të më dëgjonte njeri. Vallë, a do të kishte ndonjë frymë njeriu në fushë? Po ngrihesha duke i përdorur këmbët si një levë, me të cilat shkelmoja të ndjerët dhe ata e kishin belin e fortë. ju e kuptoni se s'ishte rasti t'u thosha: "Prehuni në paqe, o trima".

Me pak fjalë, zotëri, pas tërë atij pikëllimi që ndieva, (nuk e di nëse kjo fjalë mund ta shprehë gjithë marazin tim), duke parë një copë herë, oh, posi! një copë herë të gjatë! ata gjermanët e mallkuar që dëgjonin një zë atje ku nuk shikonin njeri, - më në fund më nxori s'andejmi një grua mjaft e guximshme, ose mjaft kureshtare sa të afrohej te koka ime, e cila dukej sikur kishte mbirë në tokë si ndonjë kërpudhë. Kjo grua shkoi e gjeti të shoqin dhe që të dy më ngritën e rrië shpunë në barakën e tyre të varfër. Siç duket më kapi edhe një herë katalepsia, më falni për këtë shprehje, se dua t'ju përshkruaj një gjendje për të cilën nuk di asgjë, por që sipas të thënave të atyre që më strehuan, më është mbushur mendja se do të jetë shkaktuar nga kjo sëmundje. Qëndrova 6 muaj të tërë me një këmbë në varr, pa hapur dot gojën, ose edhe kur mund të flisja, flisja përçart. Më në fund, të zotët e shtëpisë u përpoqën dhe rnë futën në spitalin e Hailzbergut. Ju e kuptoni, zotëri, se kisha dalë nga gropa fare lakuriq, si ata krimbat e dheut; kështu që, pas gjashtë muajsh, kur një mëngjes m'u kujtua që kisha qenë kolonel Shaberi, dhe që, duke ardhur në vete, kërkova të më respektonte pakëz më shumë ajo infermieria e rojës dhe të mos më përdorte si ndonjë

rrugaç, të gjithë shokët që kisha në dhomë nisën të qeshnin. Për fatin tim të mirë, kirurgu kishte marrë përsipër të më shëronte, se ishte njeri me sedër; dhe natyrisht ai ishte kujdesuar për të sëmurin e tij. Kur i fola me radhë për jetën time të mëparshme, ai njeri i mirë, i cili quhej Shparman, sipas rregullave juridike që caktojnë ligjet e vendit, nxori në shesh rnënyrën e mrekullueshme se si kisha dalë nga gropa e të vdekurve, ditën dhe orën kur më kishte gjetur shpëtimtarja ime dhe i shoqi i saj; ai caktoi llojin dhe vendet e plagëve të mia, pastaj ato procesverbalet e ndryshme i plotësoi edhe me një përshkrim të trupit tim. Mirëpo, zotëri, unë nuk i kam as këto dokumente të rëndësishme, as deklaratën që kam bërë te një noter i Hailzbergut për të vërtetuar se kush isha! Që prej ditës kur u dëbova nga ky qytet, rrethanat e luftës më shtrënguan të bridhja si ndonjë endacak, të lypja nga një copë bukë, ndërsa kur kallëzoja aventurën time, më merrnin për një njeri të çmendur dhe nuk kam mundur as të gjeja, as të fitoja ndonjë para, për të shtënë në dorë aktet që mund të provonin fjalët e mia dhe të më fusnin në jetën shoqërore. Shumë herë më kapnin ca dhimbje të forta dhe më gozhdonin nga gjashtë muaj të tërë nëpër qytete të vogla, ku njerëzit kujdeseshin për francezin e sëmurë, po dhe ku qeshnin me të sapo thoshte se ishte kolonel Shaberi. Për një kohë të gjatë ato të qeshura, ato dyshime më bënin si të tërbuar dhe kjo më dëmtoi, madje më bëri që të më mbyllnin në çmendinën e Shtutgardit. Në të vërtetë, siç mund ta kuptoni nga rrëfimi im, kishin pak a shumë arsye të më mbyllnin në çmendinë! Pas dy vjetësh që u shtrëngova të qëndroj atje brenda, si i pata dëgjuar me mijëra herë gardianët që u thoshin njerëzve që vinin: Ja ky i

shkreti që kujton se është kolonel Shaberi!" dhe këta të fundit që u përgjigjeshin: - "I shkreti!"- m'u mbush mendja se duhej të hiqja dorë nga aventura ime, vura zemrës gur, e shtrova gjakun e u qetësova dhe, që të mund të dilja nga burgu e të shikoja përsëri Francën, nuk thashë më se isha kolonel Shaberi. Oh! zotëri, ta shikoja dhe njëherë Parisin! Për mua ishte diçka që nuk...

Kur e këputi në mes këtë frazë, kolonel Shaberi humbi në mendime të thella dhe Dervili nuk e trazoi.

- Zotëri, një ditë, - nisi përsëri koloneli, - një ditë pranvere, më hapën derën dhe më dhanë dhjetë talerë, gjoja sepse flisja shumë me vend për çfarëdo teme dhe se nuk thosha më se isha kolonel Shaberi. Besa, në atë kohë, madje edhe sot, nganjëherë emri im më tingëllon keq. Do të doja të mos isha unë. Kur e di se kam disa të drejta, më duket sikur më godet rrufeja. Sikur sëmundja të mos më kishte lënë asnjë kujtim nga jeta ime e kaluar, do të kisha qenë i lumtur, do të kisha hyrë në punë me ndonjë emër tjetër dhe, kush e di, ndofta do të isha bërë feldmarshall në Austri ose në Rusi.

- Zotëri, - i tha avokati, - ju po ma turbulloni fare mendjen. Kur ju dëgjoj, më duket sikur shikoj ndonjë ëndërr. Ju lutem, të pushojmë pakëz.

- Ju jeni - i tha koloneli me një pamje të mallëngjyer, - i vetmi njeri që më dëgjuat me kaq durim. Asnjë nga ata që merren me ligje nuk ka pranuar të më huante dhjetë napolona që të silljа nga Gjermania dokumentet e nevojshme për të filluar procesin tim...

- Ç'proces? - i tha avokati, i cili duke dëgjuar tërë ato të zeza që kishte hequr, po e harronte fare se në ç'gjendje të hidhur ishte klienti.

- Po a nuk është ime shoqe kontesha Ferro? Ajo ka tridhjetë mijë livra[6] të ardhura që janë të miat, dhe nuk do të më japë as dy qindarka. Kur ua them këto gjëra avokatëve, njerëzve që kuptojnë; kur unë, një lypës, propozoj të hap padije kundër një konti dhe një konteshe; kur unë që kam vdekur, ngrihem kunclër aktit të vdekjes, aktit të një martese dhe disa akteve të lindjes, sipas karakterit të tyre, ata më dëbojnë qoftë me atë pamje të ftohtë e të njerëzishme që dini të merrni për të hequr qafe një njeri të mjerë, qoftë në mënyrë brutale, duke kujtuar se kanë hasur me një intrigant ose me një të marrë. Kam qenë varrosur nën të vdekurit, po tani jam varrosur nën të gjallët, nën aktet gjyqësore, nën faktet, nën gjithë shoqërinë që do të më fusë në dhe!

- Zotëri, ju lutem, vazhdoni më tutje tani, - i tha avokati.

- *Ju lutem*! - thirri plaku i mjerë duke i kapur dorën avokatit të ri, - kjo është fjala e parë e njerëzishme që po dëgjoj prej...

Koloneli qau. Zëri iu mbyt nga mirënjohja. Ajo oratoria e mprehtë që s'thuhet dot me fjalë, por që shprehet me anë të vështrimit, të gjesteve, madje edhe me anë të heshtjes, e bindi krejt Dervilin dhe e preku mu në zëmër.

---

[6] *Livrë- monedhë frënge, vlera e së cilës ka ndryshuar vazhdimisht; më vonë u zëvendësua me frangën*

- Dëgjoni, zotëri, - i tha ai klientit; - sonte kam fituar treqind franga në lojë; gjysmën e kësaj shume mund ta përdor me gjithë qejf për të bërë një njeri të lumtur. Do të filloj kërkimet dhe do ta ndjek çështjen si ta dojë puna, që t'u sjell dokumentet dhe, gjersa të vinë, do t'ju jap pesë franga në ditë. Në qoftë se jeni kolonel Shaberi, besoj se do të më ndjeni për këtë hua kaq të vogël, se jam një djalë i ri që sapo kam bërë çapin e parë. Vazhdoni.

I vetëquajturi kolonel Shaber qëndroi një çast pa lëvizur dhe i çuditur; padyshim mjerimi i tij i madh ia kishte shembur të gjitha ato që besonte. E, në e kërkonte famën e tij ushtarake, pasurinë e tij, në i binte pas vetes, i bënte këto i shtyrë mbase, nga ajo ndjenjë e pashpjegueshme që lind në zemrat e gjithë njerëzve, nga ajo ndjenjë që na ka sjellë kërkimet e alkimistëve, pasionin e lavdisë, zbulimet e astronomisë, fizikës, çdo gjë që e nxit njeriun të rritet duke u lartësuar me vepra ose me idera. Në mendjen e tij *egoja* nuk ishte më veçse diçka e dorës së dytë, sikurse ai që vë një bast tërhiqet më tepër nga kotësia e triumfit ose interesi i fitimit sesa nga vetë objekti i bastit. Kështu që, fjalët e avokatit të ri iu dukën si një mrekulli atij njeriu që e kishin përbuzur dhjetë vjet me radhë e shoqja, drejtësia dhe gjithë shoqëria. Nuk ishte shaka që po i gjente te një avokat ato dhjetë napolonat që nuk ia jepte njeri prej aq kohësh! Koloneli i shëmbëllente asaj gruas, e cila kishte vuajtur nga ethet pesëmbëdhjetë vjet me radhë dhe ditën që u shërua iu duk sikur e kapi ndonjë sëmundje tjetër. Ka lumturi që të duken sikur janë të pamundura; kur vijnë, të djegin si vetëtima. Kështu, plaku i gjorë ndjeu një mirënjohje aq të thellë, saqë nuk mundi ta

shprehte. Ndonjë njeriu të përciptë do t'i qe dukur i ftohtë, po Dervili, kur e pa të hutuar, e kuptoi se kishte të bënte me një burrë ndershëm e të drejtë. Një batakçi do ta kishte falënderuar.

- Ku e pata fjalën? i tha koloneli me thjeshtësinë e një fëmije apo të një ushtari, se një ushtar i vërtetë shpeshherë i përngjan fëmijës dhe fëmija është pothuajse gjithnjë si ushtari, sidomos në Francë.

- Te Shtutgardi. Kur dolët nga burgu, - iu përgjigj avokati.

- A e njihni gruan time? - e pyeti koloneli.

- Po, iu përgjigj Dervili duke ulur kokën.

- Si është?

- Si gjithnjë, t'i marrësh kokën.

Plaku bëri një gjest me dorë dhe dukej sikur donte të mundte ndonjë dhimbje të fshehtë me atë shprehjen e vendosur e solemne që kanë vetëm burrat e sprovuar në mes të zjarrit e të gjakut të fushave të luftës.

- Zotëri, - i tha ai me njëfarë gëzimi; se nisi të merrte frymë koloneli i mjerë; po dilte për herë të dytë nga varri, kishte shkrirë një shtresë dëbore ende më të ngurtë nga ajo që dikur ia kish ngrirë kokën dhe po e thëthinte ajrin lirisht, sikur të dilte nga ndonjë birucë. - Zotëri, - i tha ai, - sikur të kisha qenë ndonjë djalë i bukur, nuk do të më kishte ngjarë asnjë fatkeqësi. Si mund t'i pëlqeja një femre? Fytyrën e kisha meit, isha veshur me lecka, i shëmbëlleja më fort një eskimezi sesa një francezi; dhe kush! Unë që dikur, më 1799-ën më shikonin si një nga djemtë më të bukur e më elegantë! Unë, Shaberi, konti i Perandorisë! Më në fund, po atë ditë që më nxorën në udhë të madhe si

ndonjë qen, takova kapterin që ua zura në gojë më parë. Quhej Buten. Ai dhe unë kishim qenë të pandarë njëherë e një kohë. E pashë tek po shëtiste. Unë e njoha, po ai nuk më sillte fare ndër mend. Shkuam bashkë në një pijetore. Atje, kur i thashë kush isha, Buteni ia shkrepi të qeshurit, si ndonjë mortajë që pëlcet. Ato të qeshura, zotëri, më shkaktuan një hidhërim të thellë! Sepse e kuptova sheshit sesa shumë kisha ndryshuar. Domethënë se nuk më njohu as miku im më i përvuajtur, ai që s'ma harronte të mirën! Njëherë Butenit i pata shpëtuar jetën, po këtë ia kisha borxh. Nuk është nevoja t'ju them se si ma bëri këtë të mirë. atë kohë nuk isha kolonel, po një kalorës i thjeshtë, si edhe Buteni. Për fat që kjo histori kishte ca hollësira që përveç ne të dyve nuk mund t'i dinte njeri tjetër; dhe kur ia kujtova, nisi të dyshonte. Pastaj i rrëfeva aksidentet e jetës sime të çuditshme. Megjithëse zëri më kishte humbur dhe sytë më ishin shuar fare, - më tha ai, - megjithëse nuk më kishin mbetur as flokë, as dhëmbë, as vetulla, megjithëse isha bërë i bardhë si një balash, pasi më bëri nja njëmijë pyetje dhe si iu përgjigja me vend, më në fund u bind se lypësi ishte vetë koloneli. Ai më kallëzoi aventurat e veta, të cilat nuk ishin më pak të çuditshme nga të miat: sapo kishte ardhur nga kufijtë e Kinës, ku kishte dashur të hynte pasi qe arratisur nga Siberia. Më tregoi për katastrofën që pësuam në Rusi dhe për abdikimin e parë të Napolonit. Ky lajm është një nga ato që më kanë pikëlluar më shumë! Ishim rrokullisur mbi lëmshin e dheut siç rrokullisen gurët në Oqean, që i shpijen stuhitë nga njëri breg në tjetrin; edhe ne, si ata gurë, ishim dy mbeturina të çuditshme. Po të numëroje vendet që kishte parë ai, dhe ato që kisha parë unë, ne kishim qenë në Egjipt, në Siri, në

Spanjë, në Rusi, në Holandë, në Gjermani, në Itali, në Dalmaci, në Angli, në Kinë, në Azinë e Mesme, në Siberi. Vetëm në Indi e në Amerikë nuk kishim shkelur! Më në fund, pasi Buteni ishte nga këmbët më i lehtë, mori përsipër të shkonte sa më shpejt në Paris dhe të lajmëronte time shoqe sesi isha katandisur. I shkrova zonjës Shaber një letër me plot hollësi. Ishte e katërta, zotëri! Sikur të kisha pasur kushërinj, ndofta të gjitha këto nuk do të më ngjisnin fare; po duhet t'ua them sheshit, jam një fëmijë i gjetur, një ushtar që si pasuri kishte kurajën, për familje gjithë njerëzinë, për atdhe Francën, që s'kishte mbrojtje tjetër veç Zotit të madh. Gabohem! Kisha një baba, perandorin! Ah! sikur të qe ende në këmbë ai njeri i dashur dhe ta shikonte sesi është katandisur *Shaberi* i tij, - siç më thërriste ai - do të zëmërohej. Ç't'i bësh! Dielli ynë perëndoi, tani të gjithë ne po mërdhijmë. Sidoqoftë, ndoshta gruan time nuk e lejonin ngjarjet politike që të më përgjigjej! Buteni u nis. Lum ai! Kishte stërvitur për bukuri dy arinj të bardhë, me të cilët jetonte. Unë nuk mund të shkoja me të; nuk më linin dhimbjet të bëja udhë të gjatë. Eca me të dhe me arinjtë sa munda dhe kur u ndamë, qava, zotëri. Në Karlsruhe më zuri një nevralgji e fortë dhe qëndrova në një han gjashtë muaj, në kashtë! S'do të mbaroja kurrë, zotëri, sikur t'ju rrëfeja të gjitha të këqijat e jetës sime prej lypsari. Megjithëse vuajtjet morale janë shumë më të rënda nga dhembjet fizike, pasi nuk t'i shikon syri, ato ta lëndojnë më pak zemrën. Më kujtohet që kam qarë përpara një hoteli të Strazburgut, ku dikur pata dhënë një gosti, dhe ku s'më dhanë asgjë, madje as një copë bukë. Pasi e kisha caktuar me Butenin itinerarin që do të ndiqja, shkoja në çdo zyrë poste dhe pyesja se mos më kishte ardhur

ndonjë letër dhe ca të holla. Erdha deri në Paris pa marrë asnjë lajm. Ç'brengë që më hipi, se thoja me vete: - Buteni do të ketë vdekur. Dhe me të vërtet ai kishte lënë eshtrat në Vaterlo[7]. Vdekjen e tij e mësova më vonë dhe rastësisht. Siç duket, ai shkoi tek ime shoqe, por misioni i tij qe i pafrytshëm. Më në fund arrita në Paris kur po hynin kozakët. Për mua kjo ishte një kupë tjetër me vrer. Kur pashë rusët në kryeqytetin e Francës, nuk mendoja më që isha zbathur e pa të holla. Po, zotëri, rrobat më ishin bërë zhele. Atë natë që erdha, u shtrëngova të gdhihesha në pyllin e Kleit. Padyshim, freskia e natës më shkaktoi një sëmundje që nuk ia di emrin, e cila më kapi kur po kaloja lagjes Sen-Marten. Rashë pothuaj si i zalisur mu te dera e një hekurshitësi. Kur u zgjova pashë se isha në një shtrat të spitalit të qytetit. Atje u dergja i qetë një muaj. Pastaj më nxorën jashtë; isha pa të holla, po e kisha marrë veten dhe mbeta në të katër udhët e Parisit. Me ç'gëzim që hyra në udhën Mon-Blan, ku do të gjeja time shoqe që banonte në shtëpinë time! Bah! Udha Mon-Blan ishte bërë udha Shose-d'Antem. Atje nuk e gjeta shtëpinë, e kishin shitur dhe e kishin prishur. Te kopshtet e mija disa spekulatorë kishin ndërtuar ca shtëpi. Meqë nuk e dija se ime shoqe qenkësh martuar me z. Ferro, nuk munda të mësoja asgjë. Më në fund shkova te një avokat i moçëm, të cilin dikur e kisha ngarkuar të kujdesej për pasuritë e mia. Po ai paskej vdekur dhe klientelën e tij ia kish lënë një të riu. U çudita sa s'thuhet kur mësova nga avokati i ri se qenë bërë veprimet e

[7] *Vaterlo- një vend i vogël në Belgjikë, ku është bërë një betejë historike (1815) midis ushtrisë së Napoleonit dhe ushtrisë aleate anglo-prusiane*

trashëgimisë sime dhe likuidimi i saj, se ime shoqe ishte martuar dhe se i kishin lindur dy fëmijë. Kur i thashë se jam kolonel Shaberi, ai nisi të qeshte aq fort, saqë u largova pa i thënë asnjë fjalë. Burgu që hëngra në Shtutgard më kujtoi Sharantonin[8] dhe vendosa të veproj duke u matur mirë. Atëherë, zotëri, duke ditur ku banonte ime shoqe, u nisa për në shtëpinë e saj me plot shpresë në zemër. Hë -, ja bëri koloneli, me një gjest zemërimi, - kur i njoftova një emër të rremë ajo nuk pranoi të më priste, dhe ditën që u paraqita me emrin tim, më nxorën jashtë derës. Për të parë konteshën që do të kthehej nga balloja ose nga shfaqja aty nga mëngjesi, kam qëndruar net me radhë i gozhduar te shtyllat e derës së pallatit të saj. Më verboheshin sytë kur shikoja karrocën që më rrëshqiste si ndonjë shigjetë dhe ku mezi e shquaja për një çast atë grua që është imja, po që nuk e kam më unë! Oh! Që prej asaj dite kam jetuar vetëm. për të marrë hakun! thirri plaku me një zë të mbytur duke brofur në këmbë përpara Dervilit. Ajo e di që jam gjallë; qëkurse jam kthyer ajo ka marrë dy letra, të cilat i kam shkruar me dorën time. Tani ajo nuk më do! Unë nuk e di nëse e dashuroj apo e urrej! Herë e dua ta kem timen, herë e mallkoj. Pasurinë dhe lumturinë i ka nga unë dhe ajo nuk më ka dërguar as ndihmën më të vogël! Nganjëherë nuk e di se ç'do të bëhem!

Si tha këto fjalë, ushtari i vjetër u lëshua në karrige dhe qëndroi përsëri pa lëvizur. Dervili po e vështronte klientin me habi dhe pa bërë zë.

[8] *Sharanton- qytet i vogël pranë Parisit, ku ka një çmendinë.*

- Çështja është serioze, - i tha ai më në fund. - Edhe sikur dokumentet që duhet të gjenden në Hailsberg të qëndrojnë ligjërisht në këmbë, nuk më duket se mund të fitojmë menjëherë. Procesi do të kalojë në tri gjykata me radhë. Kur ke të bësh me një çështje të tillë, puna duhet menduar me mendje të qetë, se është diçka krejt e veçantë.

- Oh! - iu përgjigj koloneli me një ton të ftohtë e duke ngritur kokën me krenari, - në qoftë se do të vdes, do të di edhe të vdes, se të paktën tani nuk jam vetëm.

Në këtë çast plaku dukej si një njeri tjetër. Atij burri energjik i shkëlqenin sytë nga dëshira e nga hakmarrja dhe i lëshonin plot xixa.

- Ndofta do të jetë mirë të bini në ujdi, i tha avokati.

- Të bie në ujdi! - përsëriti kolonel Shaberi. - I gjallë jam, apo kam vdekur?

- Zotëri, vazhdoi avokati, - shpresoj se ju do të ndiqni këshillat e mia. Çështjen tuaj do ta quaj si timen. Për së shpejti do ta shikoni sesa do të kujdesem për rastin tuaj, i cili pothuajse është i vetmi në analet gjyqësore. Ndërkaq po ju jap një biletë për noterin tim, i cili do t'iu dorëzojë kundrejt një dëftese pesëdhjetë franga çdo dhjetë ditë. Nuk do të ishte mirë që të vinit këtu për të kërkuar ndihma. Në qoftë se jeni kolonel Shaberi, ju nuk duhet të jeni në mëshirën e njeriu. Këto paradhënie do t'ua jap në formë huaje. Ju keni për të marrë pasuritë tuaja, jeni një njeri i pasur.

Kur dëgjoi këto fjalë kaq të njerëzishme, kolonelit i shkuan ca lot. Dervili u ngrit menjëherë, se ndoshta nuk ishte zakon që avokatët ta shfaqnin mallëngjimin e tyre; hyri në zyrën

e tij, nga ku doli me një zarf të hapur, të cilin ja dha kontit Shaber. Kur e preku plaku i gjorë, e ndieu se në mes të letrës kishte dy monedha ari.

- Ju lutem më tregoni çfarë dokumente të kërkoj, më jepni emrin e qytetit e të principatës, - i tha avokati.

Koloneli i diktoi të dhënat gjithë duke kontrolluar ortografinë e emrave të vendeve; pastaj, me një dorë mori kapelën, vështroi Dervilin, i dha dorën tjetër me kallo dhe i tha me një zë të thjeshtë: Besa, zotëri, pas Perandorit, juve do t'ua di për nder më tepër se çdo njeriu tjetër! Qenkeni trim.

Avokati i shtrëngoi dorën kolonelit, e përcolli deri te shkallët dhe i bëri dritë.

- Bukar, - i tha Dervili sekretarit të parë, - dëgjova një histori, e cila ndoshta do të më kushtojë njëzet e pesë napolona. Në qoftë se do të jem gënjyer nuk do t'i qaj paratë, se do të kem parë komediantin më të rafinuar të kohës sonë.

Kur doli në udhë dhe kaloi përpara një feneri, koloneli nxori nga letra të dy napolonat që i kishte dhënë avokati dhe i vështroi disa çaste te drita. Pas nëntë vjetësh ishte hera e parë që shikonte ar.

- Domethënë se mund të pi puro! - tha ai me vete.

Si kaluan nja tre muaj nga ajo natë që u konsultua kolonel Shaberi me Dervilin, noteri që ishte ngarkuar t'i paguante atë rrogën e vogël klientit të çuditshëm të avokatit, erdhi që të bisedonte me të për një çështje serioze dhe që në fillim i kërkoi të gjashtëqind frangat që i kishte dhënë ushtarakut të moçëm.

- Siç duket të pëlqen të mbash gardën e vjetër, - tha duke qeshur noteri Krota, një djalë i ri, i cili sapo kishte blerë zyrën

noteriale ku punonte si sekretar parë, pasi titullari i asaj zyre kishte falimentuar keq dhe qe arratisur.

- Të faleminderit, i dashur, - iu përgjigj Dervili, - që po ma kujton këtë çështje. Filantropia ime nuk do t'i kalojë të njëzet e pesë napolonat; kam frikë se mos mbeta viktimë e patriotizmit tim.

Pa mbaruar ende fjalën, Dervili pa ca pliko që ia kishte lënë mbi tryezë sekretari i parë. I ranë në sy disa pulla të gjata, katrore, trekëndëshe, të kuqe, mavi që i kishin ngjitur një zarfi postat prusiane, austriake, bavareze e franceze.

- Ah, tha ai, tani merr fund komedia, do ta shikojmë nëse ma ka punuar apo jo. - Mori letrën dhe e hapi, po nuk e lexoi dot, se ishte gjermanisht. - Bukar, shko vetë të ma përkthesh këtë letër dhe kthehu shpejt, - i tha Dervili, duke hapur pakëz derën e zyrës dhe duke zgjatur letrsën sekretarit të parë.

Noteri i Berlinit, të cilit i qe drejtuar avokati, i njoftonte se aktet që i kishte kërkuar do t'ia niste pas disa ditësh. Ai thoshte se aktet ishin fare në rregull dhe kishin legalizimet e duhura për t'i shqyrtuar në gjyq. Veç kësaj, ai e lajmëronte se pothuaj të gjithë dëshmitarët e ngjarjeve që përmbanin procesverbalet, gjendeshin në Prejsish-Ejlau; se gruaja që i kishte shpëtuar jetën kontit Shaber ishte gjallë dhe banonte në një nga lagjet e jashtme të Hailsbergut.

- Çështja po na del serioze, - thirri Dervili, kur i rrëfeu Bukari përmbajtjen e letrës. - Po, dëgjo këtu, mik i dashur, i tha ai noterit, do të kem nevojë për disa informata që duhet të ndodhen në zyrën tënde. A nuk ka qenë te ai batakçiu i vjetër, Rogeni...

- Ne themi fatkeqi, i mjeri Rogen, - e ndërpreu Aleksandër Krota, duke qeshur e duke i prerë fjalën Dervilit.

- A nuk u bë likuidimi i trashëgimisë së Shaberit, te ky i mjerë që u arratis me tetëqind mijë frangat e klientëve të tij dhe që mori në qafë shumë familje? Më duket se diçka të tillë më ka zënë syri në aktet tona të Ferroit.

- Po, - iu përgjigj Krota, - atëherë unë isha sekretar i tretë, këtë likuidim e kam kopjuar vetë dhe e kam studiuar mirë. Roza Shapotel, e shoqja dhe vejusha e Jasentit, i quajtur Shaber, kont i Perandorisë, oficer i madh i Legjionit të Nderit, ishin martuar pa kontratë, kështu që pasuritë i kishin të përbashkëta. Me aq sa më kujtohet, kapitali arrinte në nja gjashtëqind mijë franga. Kur ishte ende beqar, konti Shaber kishte bërë një testament, me të cilin u falte azileve të të varfërve një të katërtën e pasurisë që do të kishte kur të vdiste; një të katërtën tjetër ia linte si trashëgim shtetit. Pati shitje me ankand, shitje e ndarje, se avokatët ditën ta vërtisnin punën. Në kohën e likuidimit, përbindëshi që qeveriste atëherë Francën, me anë të një dekreti ia fali së vesë së kolonelit pjesën që i takonte shtetit.

- Domethënë se pasuria personale e kontit Shaber qenka vetëm treqind mijë franga?

- Po, i dashur!- iu përgjigj Krota. - Megjithëse juve avokatëve ju akuzojnë se mbroni përpara gjyqit si të drejtën ashtu edhe të shtrembrën, nganjëherë ju mendoni drejt.

Konti Shaber, adresa e të cilit ishte shkruar në fund të dëftesës së parë që i kishte dorëzuar noteri, banonte në lagjen Sen-Marso, udha Pëti-Bankje, te një ish-marshall i gardës perandorake. Quhej Vernjo dhe ishte blegtor. Kur arriti atje, Dervili u shtrëngua të ecte më këmbë për të kërkuar klientin, se karrocieri nuk pranoi të hynte në një udhë pa kalldrëm, ku tragat ishin aq të thella sa s'mund të kalonte një karrocë luksi. Duke shikuar nga të gjitha anët, pranë vendit ku udha del në shëtitore, në mes të dy mureve të ndërtuar me kocka e me dhe, më në fund avokati pa dy shtylla me gurë çmërsi, të cilat i kishin zgërmitur karrocat, megjithëse u kishin vënë ca copa druri për t'i mbrojtur. Sipër këtyre shtyllave kishin hedhur një tra dhe kishin ndërtuar një strehë me tjegulla. Përmbi strehë ishin shkruar në një tabelë këto fjalë me bojë të kuqe: VERNJO-BULMETORE. Nga e djathta e këtij emri dukeshin ca vezë dhe nga e majta një lopë, pikturuar me ngjyrë të bardhë. Dera ishte e hapur dhe, padyshim, ashtu mbetej tërë ditën. Karshi derës, në fund të një oborri të gjerë dukej një shtëpi, në qoftë se mund të quhen kështu ato hauret që ndërtojnë në lagjet e jashtme të Parisit, të cilat nuk krahasohen me asnjë lloj ndërtese, madje as me kasollet më të këqija të fshatarëve, sepse këto të fundit sado që janë të vajtueshme, kanë edhe pakëz poezi. Në të vërtetë, kasollet që gjenden në mes të fushës janë të lezetshme se kanë ajrin e pastër, gjelbërimin, pamjen e fushave, ndonjë kodrinë, ndonjë udhëzë që dredhon, ca pjergulla, ndonjë gardh që ka zënë rrënjë dhe veglat bujqësore. Në Paris mjerimi bie më shumë në sy se është i shëmtuar. Megjithëse e ndërtuar rishtas, shtëpia dukej sikur ish gati të shembej. Asnjë nga materialet që e përbënin nuk qe

punuar për atë, që të gjitha ishin marrë nëpër rrënimet që bëhen çdo ditë në Paris. Dervili lexoi në një kanatë dritareje të ndërtuar me dërrasat e një tabele: *Dyqan me sende të gatshme*. Dritaret nuk përngjanin fare me njëra-tjetrën. Kati i fundit, ku dukej se banonin njerëzit, nga njëra anë ishte ca i ngritur, ndërsa dhomat e tjera qenë të futura në dhe. Në mes të portës së shtëpisë gjendej një pellg plot me pleh, ku rridhnin ujërat e shiut dhe ato të shtëpive. Tek muri ku mbështetej kjo banesë karakatinë, i cili dukej më i fortë nga të tjerët, kishte plot të ndara të vogla me kafaze, ku kishin futur një numër të madh lepujsh. Nga e djathta e derës së jashtme ishte stalla e lopëve dhe përmbi të hambari i tagjisë. Stalla lidhej me shtëpinë me anën e punishtes së qumështit. Nga e majta kishte një qymez, një stallë e një thark për derra, i cili ishte ndërtuar sikurse çatia e shtëpisë, me ca dërrasa të bardha e të këqija, mbërthyer njëra mbi tjetrën dhe mbuluar mos më keq me xunkth.

Sikurse pothuaj të gjithë vendet ku gatuhen ushqimet që gllabëron çdo ditë Parisi, edhe në oborrin ku hyri Dervili dukeshin gjurmët e një pune të ngutshme, si e si për të arritur në vendet e ndryshme në orë të caktuara. Përpara punishtes së qumështit kishin hedhur grumbull një tok teneqesh nga ato që mbanin qumështin dhe plot poçe kremi, bashkë me tapat e tyre prej leckash. Zhelet copë-copë që i përdornin për të fshirë enët i kishin nderur me ca litarë të lidhur nëpër hunj, ku tani po valëviteshin në diell. Një kalë i urtë kishte bërë ca çape përpara karros dhe qëndronte te dera e mbyllur e stallës. Një dhi po hante gjethet e një hardhie të hollë e të mbuluar me pluhur, qepur pas murit të verdhë e të plasur të shtëpisë. Një mace ishte

kruspulluar mbi qypat e kremit dhe po i lëpinte. Kur u afrua Dervili, pulat u trembën e fluturuan duke kakarisur dhe qeni zuri të lehtë.

- Këtu banoka ai burrë që vendosi fatin e betejës së Ejlau! - tha me vete Dervili, duke i hedhur një vështrim të përgjithshëm tërë atij vendi të vajtueshëm.

Shtëpia kishte mbetur në duart e tre picirrukëve. Njëri ish qepur në majë të një karroje të ngarkuar me bar të njomë, nga ku hidhte gurë në grykën e oxhakut të shtëpisë së komshinjve, duke shpresuar se do të binin mu në tenxhere. Tjetri po luftonte të tërhiqte një derr në një karro që e kish ulur deri në tokë, ndërsa i treti, i cili qe varur nga ana tjetër e karros, priste sa të futej derri, që pastaj ta ngrinte me gjithë karro, me peshën e trupit të vet. Kur i pyeti Dervili në banonte atje z. Shaber, nuk iu përgjigj asnjëri prej tyre dhe që tre e vështruan me një hutim dinak, në mund të themi kështu. Dervili i pyeti përsëri, por më kot. Pasi të tre ata shejtanë po e shikonin me tallje, ai e humbi durimin dhe nisi t'u thoshte ca të shara të kripura që të mëdhenjtë pandehin se kanë të drejtë t'ua thonë fëmijëve dhe picirrukët zbardhën dhëmbët e ia shkrepën gazit. Dervili u zemërua. Koloneli e dëgjoi dhe doli nga një dhomë e vogël e ulët, që gjendej pranë punishtes së qumështit, me një pamje flegmatike ushtaraku që s'ka fjalë ta shprehë. Kishte një nga ato llullat e tymosura mirë (shprehje teknike e atyre që pinë duhan), një nga ato llullat e këqija prej dheu të bardhë, të cilat quhen GRYKË-DJEGESE. Ngriti strehën e kasketës së tij plot zhul, pa Dervilin dhe kaloi nga plehu që t'i afrohej më shpejt bamirësit të tij, ndërsa u thirri picirrukëve me një zë të ëmbël: "REGJIMENTI, GATITU"!

Fëmijët heshtën menjëherë me një respekt që tregonte autoritetin e ushtarit të moçëm. P

se nuk më keni shkruar? - i tha ai Dervilit. Kaloni nga rrëza e stallës. - Ja, andej udha është me kalldrëm, thirri ai duke vënë re ngurrimin e avokatit, i cili nuk donte të qullte këmbët në plehë.

Duke kërcyer gur më gur, Dervili arriti te pragu derës, ku kish dalë koloneli. Shaberi u hidhërua shumë që u shtrëngua ta priste në atë dhomë. Dhe me të vërtetë, kur hyri brenda, Dervili pa vetëm një karrige. Në vend të shtratit, koloneli kishte disa krahë kashte, ku e zonja e shtëpisë kishte hapur nja dy a tri zhele nga ata qilimat e vjetër, të cilët kushedi se ku i kishte gjetur; qilima të tillë përdorin shitëset e qumështit për të stolisur fronet e karrove të tyre. Dyshemeja ishte me truall. Muret e lyera me xheverxhile, jeshile e të rrjepura, lëshonin aq shumë lagështirë, saqë atje ku flinte koloneli kishin mbërthyer te muri një divane prej zhuke. Pelerina e përmendur ishte varur në një gozhdë. Në një kënd ishin hedhur dy palë çizme të shkatërruara. Nuk të zinte syri as çarçafë, as ndërresa. Mbi një tryezë të grirë nga krimbat ishin hapur "Buletinet e Ushtrisë së Madhe" të ribotuara nga Planshe. Siç dukej, vetëm ato lexonte koloneli, fytyra e të cilit ishte e qetë dhe e pa tronditur në mes të gjithë atij mjerimi. Vizita që pat bërë te Dervili dukej sikur ja kishte ndryshuar tiparet dhe avokati vuri re se i qe çelur fytyra, se i ndriste nga një shpresë e nga një mendim i lumtur.

- Mos ju bezdis tymi i llullës? - i tha ai duke i afruar avokatit karrigen e prishur.

- Po ju qenkeni mos më keq këtu, kolonel.

Dervili e tha këtë frazë se e shtyu ai mosbesimi zakonshëm që kanë avokatët dhe eksperienca e hidhur që fitojnë në moshën më të re nga dramat e tmerrshme e të panjohura që shikojnë.

- Ja, tha ai me vete, një njeri që sigurisht do t'i ketë përdorur paratë e mia për të plotësuar të tre virtytet hyjnore të ushtarit: lodrën, verën e gratë!

- Eshtë e vërtetë, zotëri, nuk mund të thuhet se këtu jetojmë në luks! Jemi si në fushim, po na ngushëllojnë miqtë, veçse... (ushtari i hodhi një vështrim të mprehtë njeriut të ligjit) veçse nuk i kam bërë keq njeriu, s'kam përbuzur kurrë njeri dhe fle qetë. Avokati mendoi se nuk do të ishte fort e hijshme t'i kërkonte llogari klientit të tij për të hollat që i kishte huajtur, prandaj nuk u shty më tutje, por i tha: - Pse nuk u vendost brenda në Paris, do të harxhonit pak më shumë se këtu, por do të ishit rehat.

- Po këtu ku banoj, iu përgjigj koloneli, kam rënë në ca njerëz të mirë, të cilët më patën pritur me krahë hapur dhe më ushqyen një vit të tërë falas! Si lija kur u bëra me ca pak para? Pastaj i ati i atyre tre fëmijëve është njeë *egjiptian* i vjetër ...

- Si, një egjiptian?

- Kështu i quajmë ne ushtarët që janë kthyer nga ekspedita e Egjiptit, ku kam marrë pjesë edhe unë. Ata që janë kthyer së andejmi, jo vetëm që janë bërë pak a shumë si vëllezër, po atëherë Vernjo ka qenë në regjimentin tim dhe ne të dy kemi pirë ujë në një pagur në mes të shkretëtirës. Pastaj, më duhet edhe ca kohë sa t'u mësoj të lexojnë çiliminjve të tij.

- Prapë ai duhej t'ju vendoste pak më mirë, se e paguani.

- Bah!- i tha koloneli, fëmijët e tij flenë në kashtë, si edhe unë! Se mos fle më mirë e shoqja dhe ai vetë! Janë shumë të varfër, s'ke ç'i bën; kanë kapur një punë që nuk e përballojnë dot. Po në e marrsha dot pasurinë!...

- Kolonel, nesër ose pasnesër duhet të më vinë aktet tuaja nga Hailsbergu. Ajo që ju ka shpëtuar jetën është gjallë.

- Para të mallkuara! Të shkretën që nuk ju kam! thirri ai duke flakur llullën për tokë.

Një llullë e nxirë nga përdorimi është shumë e çmuar për një njeri që pi duhan; po ai e flaku me një gjest aq të natyrshëm dhe aq bujarisht, saqë të gjithë ata që pinë duhan, bile edhe financa do t'ia kishin falur këtë krim tradhtie ndaj duhanit. Ndofta thërrimet nuk do të përtonin t'i mblidhnin as engjëjt.

- Kolonel, çështja juaj është shumë e ndërlikuar,- tha Dervili duke dalë nga dhoma dhe vajti t'ë shëtiste në diell, ndanë shtëpisë.

- Mua më duket, - i tha ushtari, - fare e thjeshtë. Më kujtuan të vdekur, ja tek jam! Më ktheni gruan time e pasurinë; më jepni gradën e gjeneralit, e cila më takon me të drejtë, se jam graduar kolonel në gardën perandorake në vigjiljen e betejës së Ejlaut.

- Punët nuk bëhen kështu në lëmin juridik,- iu përgjigj Dervili. - Më dëgjoni mua. Ju jeni konti Shaber, këtë e pranoj, po duhet t'ua provojmë në mënyrë juridike disa njerëzve që do të kenë interes ta mohojnë që ju jeni gjallë. Prandaj aktet tuaja do të diskutohen. Ky diskutim do të nxjerrë nja dhjetë a dymbëdhjetë çështje paraprake. Që të gjitha do të shkojnë në

kundërshtim njëra me tjetrën, dhe do të shkaktojnë po aq procese, të cilat do të kushtojnë shtrenjtë e do të zgjasin tepër, sado aktiv që të tregohem unë. Kundërshtarët do të kërkojnë të hapin hetime, të cilat ne nuk mund t'i hedhim poshtë dhe ndofta do të duhet të dërgohet një letër-porosi në Prusi. Po le ta zëmë sikur punët të shkojnë mbarë, ta quajmë sikur drejtësia do ta pranojë se ju jeni kolonel Shaberi. A mund ta dimë se si do të gjykohet çështja e bigamisë së pafajshme të konteshës Ferro? Në çështjen tuaj, ana ligjore është jashtë Kodit dhe gjyqtarët s'kanë si ta gjykojnë ndryshe, veçse sipas ligjeve të ndërgjegjjes, siç bën juria në çështjet delikate që paraqiten në disa raste të çuditshme të proçeseve kriminale. Ju nuk keni ndonjë djalë nga martesa juaj, kurse konti Ferro ka dy djem me gruan tuaj; gjyqtarët mund ta hedhin poshtë martesën ku lidhjet janë më të dobëta, në dobi të martesës që i ka më të forta, gjersa kontraktuesit kanë vepruar pa të keq. A do të jeni në një pozitë morale të bukur, sikur në moshën dhe në rrethanat tuaja, *të ngulnit këmbë* për të marrë një grua që nuk ju dashuron më? Kundër jush do të kini gruan tuaj dhe të shoqin e saj, dy njerëz të fuqishëm që mund t'u shkojë fjala nëpër gjykata. Kështu që procesi ka përse të zgjasë. Ndërkaq ju do të plakeni në hidhërime më të mëdha.

- Po pasuria?

- Pandehni se keni ndonjë pasuri të madhe?

- A nuk kisha tridhjetë mijë franga të ardhura?

- I dashur kolonel, përpara se të martoheshit, më 1799, ju keni bërë një testament, ku një të katërtën e pasurisë suaj ia linit trashëgim strehëve të fëmijëve të varfër.

- Kjo është e vërtetë.

- Pra, gjersa dinin se kishit vdekur, a nuk duhej të bëhej inventari dhe likuidimi, që t'u jepej të pastrehëve një e katërta e pasurisë? Gruan tuaj nuk e vrau aspak ndërgjegjja të gënjente të varfrit. Inventari, ku pa dyshim ajo nuk mund t'i përmendte kurrë të hollat e xhevahiret, ku do të ketë deklaruar ca pak sende argjendi, dhe ku mobiliet u çmuan dy të tretat më pak nga vlera reale, qoftë për ta favorizuar, qoftë për t'i paguar më pak financës, por edhe sepse nëpunësit e përmbarimit janë përgjegjës për vlerësimet e tyre, sipas inventarit që u përpilua në këtë mënyrë, gjithë pasuria juaj arriti në gjashtëqind mijë franga. Vejushës suaj i binte në pjesë gjysma e pasurisë. Të gjitha u shitën dhe u blenë përsëri prej saj; ajo përfitoi kudo dhe të pastrehët morën të shtatëdhjetë e pesë mijë frangat që u takonin. Pastaj, meqenëse i binte një pjesë edhe financës nga trashëgimi juaj, pasi ju nuk e përmendnit gruan në testament, perandori ia ktheu vejushës suaj pjesën që i takonte shtetit me anë të një dekreti. Atëherë, sa të holla kini të drejtë të kërkoni tani? Vetëm treqin.d mijë franga, duke zbritur edhe shpenzimet.

- Pse, drejtësi është kjo? - i tha koloneli me çudi.

- Po, sigurisht...

- E bukur qenka!

- Kështu është, o koloneli im i shkretë. Ju po e shikoni se ajo që ju dukej e lehtë, është e vështirë. Madje, zonja Ferro mund të kërkojë të mbajë pjesën që i ka dhënë perandori.

- Po ajo nuk është e ve dhe dekreti s'ka vlerë...

- Pikërisht. Po në gjykatë çdo gjë diskutohet. Në këto rrethana besoj se zgjidhja më e mirë e proçesit, si për ju, si për

atë, do të ishte binit në ujdi. Në këtë mënyrë ju do të merrnit më shumë pasuri se sa mund t'ju përkiste me ligj. Që sot kam ndër mend të shkoj të takohem me zonjën Ferro, që të studioj terrenin, po mendova të mos e bëj këtë përçapje pa ju lajmëruar.

- T'i shkojmë bashkë...

- Në këtë hall që jeni katandisur? - i tha avokati. - Jo, jo, kolonel, jo. Mund ta humbisnit fare procesin...

- Po a mund ta fitoj procesin?

- Në çdo pikë, - iu përgjigj Dervili. - Veçse, kolonel dashur, ju nuk kini parasysh një gjë. Unë nuk jam pasur, nuk i kam larë ende të gjitha të hollat e zyrës që kam blerë. Në qoftë se gjykatat do t'ju japin ndonjë *provizion*, domethënë që të merrni një shumë si paradhënie nga pasuriajuaj, këtë do ta lëshojnë vetëm pasi ta pranojnë se jeni konti Shaber, oficer i madh Legjionit të Nderit.

- Vërtet, jam oficer i madh i Legjionit, më doli nga mendja, - tha ai me naivitet.

- Kështu pra, gjer atëherë, - vazhdoi Dervili, - a nuk duhet ndjekur procesi, a nuk duhen paguar avokatët, a nuk duhen hapur gjyqet dhe harxhuar për to, a nuk duhen para për të blerë ftuesit e gjyqit dhe para për të jetuar? Eshtë fare e qartë se shpenzimet e seancave përgatitore do t'i kalojnë të dymbëdhjetë apo pesëmbëdhjetë mijë frangat. Këto para unë nuk i kam, se më kanë thyer në mes interesat e larta që i paguaj atij që më ka dhënë të hollat, me të cilat kam blerë zyrën. Po ju, ku do t'i gjeni?

Sytë e shuar të ushtarit të gjorë lëshuan ca lot, të cilat i zbritën nëpër faqet e rrudhura. Kur pa gjithë ato vështirësi, e

humbi kurajën. I dukej sikur shoqëria dhe drejtësia e kishin vënë poshtë dhe po e dërrmonin.

- Do të shkoj, - thirri ai, - te piedestali i kolonës së sheshit Vandom[9] dhe do të bërtas: "Unë jam ai Shaberi që ka luftuar në Ejlau!" - Edhe bronzi do të më njohë!

- Dhe sigurisht do t'ju fusin në Sharanton. Kur dëgjoi këtë emër të tmerrshëm, kolonelit iu pre hovi.

- Vallë, a nuk do të gjeja ndonjë udhë shpëtimi në Ministrinë e Luftës?

- Në zyra? tha Dervili. - Shkoni, po duke pasur me vete një vendim shumë të rregullt që të përgënjeshtrojë aktin e vdekjes tuaj. Tani nëpunësit do të donin t'i zhduknin fare njerëzit e Perandorisë.

Koloneli mbeti disa çaste si i hutuar, duke mos bërë asnjë lëvizje, me sytë e perënduar në një botë tjetër, zhytur në një hidhërim të madh.

Drejtësia ushtarake është e çiltër, pa zigzage, e shpejtë, e pamëshirshme dhe pothuajse përherë gjykon mirë; vetëm atë drejtësi njihte kolonel Shaberi. Kur përfytyroi gjithë atë labirint vështirësish, ku duhej të futej, kur e pa sesa të holla duheshin për t'i hyrë asaj udhe, ushtarit të gjorë i ra pika dhe ia theu atë energjinë e fortë që ka njeriu, e cila quhet vullnet. Atij iu duk e pamundur të jetonte duke paditur, iu duk se do të ishte njëmijë herë më e thjeshtë të mbetej i varfër, lypës, ose, në qoftë se do ta pranonin në ndonjë regjiment, të hynte si kalorës. Vuajtjet fizike

[9] *Kolona e sheshit Vandom është ngritur në Paris për kujtim të fitoreve të Napoleonit*

e morale ja kishin shkatërruar disa nga organet kryesore. E mundonte një nga ato sëmundjet që nuk u ka gjetur emër mjekësia, që nuk janë të lokalizuara, por që lëvizin, si për shembull, në aparatin nervoz, i cili duket se goditet më fort nga gjithë organet e tjerë të makinës sonë, sëmundje që duhej të quhej *spleen*-i i mjerimit. Sado të rëndë që e kish atë sëmundje të padukshme, por në të vërtetë, në qoftë se çështja do të përfundonte mirë, ai mund të shërohej... Për ta tronditur fare organizmin e tij të fortë do të mjaftonte të haste ndonjë pengesë tjetër, ndonjë ngjarje të papritur, e cila do t'ia thyente energjitë e dobësuara dhe do t'i sillte ato ngurrimet, ato veprimet e pakuptueshme dhe të paplota që gjejnë fiziologët te njerëzit e dërrmuar nga hidhërimet.

"Tani, tha me vete Dervili, duke hipur në kaloshin, të shkojmë te kundërshtarja. Të mos i lëmë shteg të na i kuptojë lodrën, të përpiqemi t'ia kuptojmë lodrën e saj dhe ta fitojmë davanë menjëherë. A ta frikësojmë? Ajo është grua. Çfarë i frikëson më tepër gratë? Po, gratë tremben vetëm nga..."

Filloi të studionte situatën e konteshës dhe u zhyt në mendime të thella, si politikanët e mëdhenj kur hartojnë planet e tyre, që përpiqen të kuptojnë sekretet e ministrive, të armiqve. A nuk janë edhe avokatët, si të thuash, burra shteti të ngarkuar me çështje private? Për të kuptuar mprehtësinë e madhe mendore të avokatit, këtu duhet t'i hedhim pa tjetër një vështrim situatës së kontit Ferro dhe të gruas së tij.

Z. Ferro qe i biri i një ish-ksëshilltari në parlamentin e Parisit, i cili ishte shpërngulur nga vendi i tij gjatë kohës së Terrorit, e që shpëtoi kokën po humbi pasurinë. Ferroi i ri u

kthye në kohën e konsullatës[10] dhe qëndroi përherë besnik i Luigjit të XVII, në rrethin e të cilit kishte shërbyer edhe i ati përpara Revolucionit. Pra, ishte nga ajo shtresa e lartë e lagjes së jashtme të Sen Zhermenit, e cila u qëndroi burrërisht ledhatimeve të Napolonit. Konti i ri, që aherë quhej thjesht z. Ferro, u bë aq i përmendur sa edhe vetë perandori nisi ta merrte me lajka, i cili shpesh herë, kur u fitonte zemrat aristokratëve, gëzohej sikur të kish fituar ndonjë betejë. Kontit i premtuan se do jepej titulli i familjes së tij, se do t'i ktheheshin pasuritë që nuk ishin shitur dhe iu zotuan se me kohë do të arrinte të bëhej ministër e senator. Perandori dështoi. Kur pat vdekur konti Shaber, z. Ferro ishte një djalosh njëzetedy vjeçar, pa pasuri, por duke qenë i pashëm, u kishte hyrë njerëzve në zemër dhe lagjia Sën-Zhermen mburrej me të; po kontesha Shaber kishte ditur ta shfrytëzonte aq bukur trashëgiminë e të shoqit, saqë tetëmbëdhjetë muaj pas vdekjes së burrit të saj ajo kishte afro dyzetë mijë franga të ardhura. Klikat e lagjes Sën-Zhermen nuk e pritën si ndonjë lajm të çuditshëm martesën e saj me kontin e ri. I kënaqur nga kjo martesë që u përshtatej ideve të tij të shkrirjes së aristokracisë së vjetër me të renë, Napoloni ia ktheu zonjës Shaber pjesën që trashëgonte pasuria e shtetit nga koloneli; po edhe këtë radhë Napolonit i doli ndryshe nga ç'mendonte. Zonjën Ferro nuk e shtyu vetëm dashuria që ndiente për kontin e ri, por edhe sepse ja kishte ënda të hynte në gjirin e asaj shoqërie krenare, e cila, megjithëse ishte ulur, prapë

[10] *Koha e Konsullatës- periudhë në historinë e Francës (1799-1804) kur Napoleoni u bë konsull i Parë.*

sundonte në oborrin e Perandorit. Me këtë martesë ajo do t'i plotësonte të gjitha kapriçiot, do t'i kënaqte të gjitha pasionet e saj. Ajo do të bëhej një *zonjë e madhe*. Kur mësuan në lagjen Sën-Zhermen se konti i ri na u martua për t'u larguar nga gjiri i tyre, sallonet iu hapën menjëherë së shoqes. Erdhi Restaurimi. Konti Ferro nuk e bëri dot shpejt karrierën e tij politike. Ai i kuptonte ato që kërkonte situata ku ndodhej Luigji i XVIII dhe ishte një nga ata që dinin dhe prisnin që t*ë mbyllej humnera e revolucioneve*, se kjo frazë e Mbretit, me të cilën u tallën liberalët, kishte një kuptim politik. Megjithatë, urdhëresa që përmendet në frazën e gjatë klerikale ku fillon kjo histori, i kishte kthyer Ferrit dy pyje dhe një tokë, vlera e së cilës ishte ngritur shumë gjatë kohës së konfiskimit. Megjithëse në këtë çast konti Ferro ishte këshilltar shteti dhe drejtor i përgjithshëm i departamentit, ai e quante pozitën e tij vetëm si fillimin e karrierës politike. Pasi ishte tepër ambicioz dhe nuk i mbetej kohë e lirë, kishte marrë si sekretar një ish-avokat të falimentuar, të quajturin Delbek, njeri shumë i shkathët, i cili i dinte shumë mirë sekretet e mjeshtërisë së tij. Konti Ferro e ngarkoi të merrej me çështjet e tij private. Avokati i djallëzuar e kishte kuptuar mirë detyrën që ushtronte te konti, prandaj spekulonte në mënyrë të ndershme. Ai shpresonte të zinte ndonjë vend të mirë me kredinë e zotërisë, për pasurinë e të cilit kujdesej me mish e me shpirt. Sjelljet e tij ishin aq në kundërshtim me jetën që kishte bërë më parë, sa flitej se të gjitha ato që thoshin për të ishin shpifje. Me atë taktin e mprehtësinë që kanë pak a shumë gjithë gratë, duke e njohur se ç'njeri ishte ekonomi i saj, kontesha e vëzhgonte me mjeshtëri dhe dinte ta shfrytëzonte aq mirë, saqë

me anën e tij, ajo kish arritur ta shtonte shumë pasurinë e saj personale. Kontesha kishte mundur ta bindte Delbekun se z. Ferro e sundonte ajo, dhe i kishte premtuar se do ta emëronte kryetar të gjykatës së shkallës së parë në ndonjë nga qytetet kryesore të Francës, në qoftë se ai do të bënte çmos për të mbrojtur interesat e saj. Duke shpresuar të zinte ndonjë vend të përhershëm që do t'i hapte udhën të merrte një grua me të gjitha të mirat dhe më vonë të shtinte në dorë ndonjë pozitë të lartë në karrierën politike dhe të bëhej deputet, Delbeku u bë skllavi i konteshës. Ai nuk e kishte lënë t'i shpëtonte nga dora asnjë nga rastet e volitshme që patën në Paris njerëzit që dinin të manovronin prej lëvizjeve të bursës dhe prej ngritjes së çmimeve të pronave gjatë tre vjetëve të parë të Restaurimit. Kapitalet e mbrojtëses së tij, ai i kishte trefishuar pa ndeshur në vështirësi, se kontesha përdorte çdo mjet për ta bërë sa më të madhe pasurinë e saj. Shpenzimet e shtëpisë ajo i përballonte me rrogat e ofiqeve të ndryshme të kontit, në mënyrë që t'i grumbullonte të ardhurat e veta dhe Delbeku bëhej lodra e zonjës së tij koprace pa kërkuar të mësonte arsyet. Veç kësaj, këtë ai e quante krejt të natyrshme, pasi shumica e parizieneve janë të etuara për ar dhe se duhej një pasuri aq e madhe për t'u bërë ballë pretendimeve të kontit Ferro, saqë nganjëherë ekonomit i dukej sikur kontesha lakmonte shumë vetëm e vetëm për t'i shërbyer atij, të cilin vazhdonte ta dashuronte ende. Sekretet e kësaj sjelljeje kontesha i mbante si të varrosura në zemër. Atje ku kishte sekretet e jetës e të vdekjes, atje e mbante edhe misterin e kësaj historie. Në fillim të vitit 1818, Restaurimi u vendos mbi ca baza që dukeshin sikur nuk do të shembeshin kurrë; doktrinat e tij

qeveritare i kuptuan mendjet e ndritura; këta njerëz kujtuan se doktrinat në fjalë do të hapnin në Francë një epokë të re begatie dhe atëherë shoqëria pariziene e ndryshoi fizionominë e saj. Qëlloi që martesa e dytë e konteshës Ferro nuk ishte vetëm një martesë dashurie, por edhe pasurie e ambicieje. Duke qenë ende e re dhe e bukur, zonja Ferro luajti rolin e një gruaje të modës dhe jetoi në ambientin e oborrit. Vetë e pasur, dhe e pasur nga i shoqi, i cili, pasi përmendej si një nga njerëzit më të aftë të partisë së mbretit dhe si miku tij, dukej sikur do të vihej në krye të ndonjë ministrie. Ajo bënte pjesë në aristokracinë dhe jetonte në mes të luksit të saj. Kur kishte arritur në kulmin e këtij triumfi e zuri një kancer moral. Ka disa ndjenja që gratë i kuptojnë, megjithëse burrat bëjnë çmos që t'i fshehin. Radhën e parë që u kthye mbreti, konti Ferro e ndiente veten pakëz si të penduar për martesën që kishte bërë. E veja e kolonel Shaberit nuk e kishte lidhur me ndonjë mik dhe ai ishte fill i vetëm, e pa asnjë përkrahje që të ndiqte një karrierë pa shkrepa e armiq. Pastaj, gjatë kohës kur nuk dëgjoi me ndonjë fjalë për të, mund që i u duk se çaionte nga edukata dhe se ishte e papërshtatshme që ta ndihmonte në projektet e tij. Mjaftoi një fjalë që i tha së shoqes për martesën e Taleiranit[11] dhe kontesha e kuptoi se, sikur konti Ferro të martohej tani, ajo nuk do të bëhej kurrë kontesha Ferro. Cila grua mund t'ia falte të shoqit një pendim të tillë? Po kushedi se ç'plagë do t'i hapte ajo tjalë në zemër konteshës, sikur të kishte frikë se mund t'i kthehej burri i parë! E mësoi që ishte gjallë dhe e mohoi. Pastaj, gjatë kohës kur nuk dëgjoi më ndonjë

[11] *Sharl Moris Taleiran- diplomat dhe burrë shteti frëng. 1754-1838*

fjalë për të, mori veten me të mirë duke menduar se do të kishte vdekur në Vaterlo me shkabat perandorake, bashkë me Butenin. Megjithatë, ajo vendosi ta lidhte komin pas vetes me prangat më të forta, me zinxhirin e arit dhe kërkoi të bëhej aq e pasur, saqë edhe po të date përsëri në shesh Shaberi, kontesha ta kishte në dorë burrin e dytë. Dhe ai kishte dalë në shesh; ajo nuk e kuptonte dot përse nuk po fillonte lufta, nga e cila trembej aq fort. Mbase ajo kishte shpëtuar njëherë e përgjithmonë prej tij, se Shaberin e kishin brejtur vuajtjet e sëmundjet. Ndofta ishte akoma gjysmë i çmendur dhe se asaj do t'i vinte në ndihmë Sharantoni. Ajo nuk ua kallëzoi sekretet e saj as Delbekut, as policisë, se kishte frikë se mos binte në mëshirën e tyre, ose se mos ndillte katastrofën.

- Ka diçka si shumë të çuditshme në situatën e z. kont Ferro, - tha me vete Dervili duke larguar këto mendime, në çastin kur kaloshina e tij ndaloi në udhën Varenë, te porta e pallatit të Ferro-it. Si është e mundur që një njeri i pasur sa ky, të cilin e do mbreti, të mos jetë bërë ende senator i Francës? E kishte mirë zonja Granlje kur më thoshte se ndoshta e do politika e mbretit që t'i japë një rëndësi të madhe funksionit të senatorëve, duke u treguar i shtrënguar në emërimin e tyre. Po sikur të anulohej martesa e tij, vallë, a nuk do të mundte të trashëgonte vendin e ndonjë senatori të moçëm që të kishte vetëm vajza, në mënyrë që edhe mbreti të mbetej fort i kënaqur? Ja, sigurisht, kjo është një pallavër e mirë që mund ta përdor për të trembur konteshën, tha ai me vete duke ngjitur shkallët e jashtme.

Pa ditur as vetë, Dervili paskësh vënë gishtin te plaga e fshehtë, paskësh futur dorën te kanceri që e brente zonjën Ferro. Ajo e priti në një dhomë buke të bukur, ku po hante mëngjesin dhe po lozte me një majmun, i cili ishte lidhur me zinxhir te një shtyllë e vogël. Kontesha qe pështjellur me një rrobëdeshambrë elegante; cullufet që i kishte kapur pa kujdes i dilnin nga bereta, e cila i jepte një hije të lezetshme. Ishte e freskët dhe e qeshur, plot sende argjendi, kërmëzi e sedefi shkëlqenin mbi tryezë, ndërsa rreth e rrotull saj kishte ca lule të çuditshme, të cilat ishin vendosur në disa vazo porcelani me një bukuri të rrallë. Kur e pa të shoqen e kontit Shaber, pasuruar në kurriz të tij, që ishte ngjitur në majë të shoqërisë dhe jetonte në mes të gjithë atij luksi, kurse koloneli i ngratë lëngonte te një blegtor i varfër, në mes të lopëve dhe lepujve të butë, avokati tha me vete: Morali i gjithë këtij çështjeje është se një grua e bukur nuk do të pranojë kurrë ta njohë për burrin e saj, një plak me pelerinë të vjetër, me një parukë prej gramëze e me ca çizme të grisura. Idetë gjysmë filozofike, gjysmë shpotitëse që duhej t'i vinin një njeriu që merrej me një punë aq të përshtatshme për të hyrë thellë në brendinë e çështjeve, me gjithë gënjeshtrat që përdorin shumica e familjeve pariziene për të fshehur mënyrën e jetesës së tyre, Dervili i shprehu me një buzëqeshje të djallëzuar e të mprehtë.

- Mirëdita, zoti Dervil, i tha ajo duke vazhduar t'i jepte kafe majmunit.

- Zonjë, - i tha ai me rrëmbim, se i erdhi rëndë nga toni i shkujdesur i konteshës që i tha: "Mirëdita, zoti Dervil", - kam ardhur të bisedoj me ju për një çështje shumë serioze.

- Më vjen shumë keq, po z.Kont nuk është këtu.

- Unë, zonjë, gëzohem shumë. Do të ishte shumë keq sikur ta dëgjonte bisedimin tonë. Veç kësaj, kam mësuar nga Delbeku se jua ka ënda t'i bëni punët tuaja vetë, pa e mërzitur z. Kont.

- Atëherë, po dërgoj të thërras Delbekun, - i tha ajo.

- Megjithëse është i shkathët, ai nuk na hyn në punë tani, ja priti Dervili. Dëgjoni, zonjë, do të mjaftojë një fjalë që të merrni një pamje serioze: Konti Shaber është gjallë.

- Me të tilla gjepura kërkon të më bëni të marr një pamje serioze? tha ajo duke ia shkrepur gazit.

Po konteshën e mposhti përnjëherë ai vështrimi i mprehtë që i nguli Dervili, i cili, ndonëse donte t'i blinte mendjen, dukej sikur ia kuptoi sekretin që kishte në zemër.

- Zonjë, iu përgjigj ai me një seriozitet të ftohtë, ju nuk e dini se ç'rreziqe keni mbi kokë. Nuk do t'ju flas për saktësinë e pakundërshtueshme të dokumenteve dhe as për provat e sigurta që dëshmojnë se konti Shaber është gjallë. Nuk jam ndonjë nga ata që marrin përsipër çështje të kota, këtë ju e dini. Nëse ju do të kundërshtoni përgënjeshtrimin tonë kundër aktit të vdekjes, proçesin e parë do ta humbisni dhe, si të zgjidhet kjo çështje në favorin tonë, vetvetiu do t'i fitojmë edhe të gjitha të tjerat.

- Për çfarë, pra, kërkoni të më flisni?

- As për kolonelin, as për ju. Dhe as që dua t'iu flas për promemoriet që mund të bënin disa avokatë të djallëzuar, duke patur në dorë faktet e çuditshme të këtij procesi dhe sesa do t'i shfrytëzonin ato letrat që kini marrë nga burri juaj i parë përpara se të bënit celebrimin me të dytin.

Kjo nuk është e vërtetë! - i tha ajo me një zë të ashpër. Nuk kam marrë kurrë ndonjë letër nga konti Shaber, dhe nëse ndokush thotë se është koloneli, ai njeri është medoemos ndonjë intrigant, ndonjë i arratisur nga burgu, ndofta si Konjari. Dhe ndërmend ta shkoj, më dridhet trupi. A mund të ngjallet koloneli, zotëri? Bonaparti më pat dërguar një adjutant kampi, i cili më ngushëlloi për vdekjen heroike të tim shoqi, dhe sot marr tri mijë franga pension të holla që m'u caktuan nga Dhomat. Kam patur plot të drejtë t'i largoja të gjithë Shaberët që kanë ardhur dhe do t'i largoj të gjithë ata që do të vijnë.

- Për fat të mirë që jemi vetëm, zonjë. Mund të gënjejmë si të na vijë mbarë, tha ai me një ton të ftohtë, duke u kënaqur që po e xhindoste konteshën e tronditur, me qëllim që ta bënte t'i shkiste ndonjë fjalë e pamatur; ai po përdorte një nga ato manovrat e zakonshme të avokatëve, të cilët janë mësuar të qëndrojnë të qetë kur kundërshtarët ose klientët e tyre rrëmbehen.

- Mirë pra, le të matemi bashkë, - tha ai me vete duke menduar aty për aty një kurth, për t'i provuar se ajo nuk ia dilte dot. - Prova e dorëzimit të letrës së parë ekziston, zonjë, - vazhdoi ai me një zë të lartë, ajo letër ishte me vlerë...

- Oh! sa për këtë, nuk ishte me vlerë.

- Atëherë e paskeni marrë letrën e parë, iu përgjigj Dervili, duke bërë buzën në gaz. - Që tani ratë në grackën që iu ngriti një avokat dhe besoni se mund të luftoni me drejtësinë...

Kontesha u skuq, u zverdh, vuri duart në fytyrë. Pastaj ajo e gëlltiti turpin dhe zuri t'i thoshte me atë gjakftohtësinë që

dinë të mbajnë gratë e atilla: Pasi ju jeni avokati i të vetëquajturit Shaber, kini mirësinë...

- Zonjë, - i tha Dervili duke i prerë fjalën, - ashtu siç jam avokati i kolonelit, deri në këtë çast jam edhe i juaji. Mos kujtoni se ma ka ënda të humbas një kliente kaq të çmuar sa ju? Po ju as që më dëgjoni.

- Flisni, zotëri, - i tha ajo me një ton të ëmbël. Pasurinë tuaj e keni nga konti Shaber, të cilin ju nuk e kini afruar fare. Pasuria juaj është përrallore dhe ju po e lini të lypë. Zonjë, avokatët e kanë gjuhën brisk kur kanë se ku të mbështeten: në këtë çështje ka disa rrethana që mund të ngrenë opinionin publik kundër jush.

- Po, zotëri, - i tha kontesha duke humbur durimin nga mënyra me të cilin Dervili po e kthente si në zgarë, herë nga njëra anë, herë nga ana tjetër, ta zëmë se, ai z. Shaberi juaj, të jetë gjallë, gjykatat do të njohin martesën time të dytë për shkakun e fëmijëve dhe do të shkëputen nga z. Shaber duke i kthyer dyqindenjëzetepesë mijë franga.

- Zonjë, ne nuk e dirmë se cila anë do t'i prekë më shumë gjykatësit. Nëse, mënjanë kemi një mëmë me dy fëmijë, nga ana tjetër kemi një burrë që ka vuajtur të zitë e ullirit, plakur nga ju, nga refuzimet tuaja. E ku mund të gjejë grua tjetër ai? Pastaj qysh mund të shkojnë gjykatësit kundër ligjit? Martesa juaj me kolonelin është ana më drejtë dhe do të peshojë më tepër. Po në u zënçin në gojë për keq, mund t'ju dilte ndonjë kundërshtar që nuk ua merr mendja. Ja rreziku që ju kanoset, zonjë, desha t'jua them që të kini mendjen.

- Një kundërshtar tjetër! - i tha ajo, - cilin?

- Z. Kont Ferro, zonjë.

- Z. Ferro më do si dritën e syrit dhe ka plot respekt për nënën e fëmijëve të tij...

- Mos ua shisni këto pallavra avokatëve, - ia preu fjalën Dervili, - që janë mësuar të kuptojnë çdo njeri se ç'ka në zemër. Në këtë çast z. Ferro nuk ia ka ënda të ndahet me ju dhe jam i bindur se ju adhuron; po sikur t'i thoshte njeri se martesa e tij mund të anulohet, se e shoqja e tij do të paditet në gjyq dhe do të dalë në bankën e të akuzuarve...

- Do të më mbronte, zotëri!

- Jo, zonjë.

- E për ç'arsye mund të më linte, zotëri?

- Që të martohej me vajzën e vetme të ndonjë senatori, ofiqi i të cillt do t'i kalonte atij me urdhër të mbretit.

Kontesha u bë dyllë.

- Jemi mirë! - tha me vete Dervili. Bukuri, të kam në dorë, çështja e kolonelit të ngratë u fitua. - Veç kësaj, zonjë, - vazhdoi Dervili me zë të lartë, - ai do ta kishte shpirtin edhe më të qetë, kur ta dinte se nuk do të shkonit më keq po të bashkoheshit me një burrë të lavdishëm, gjeneral, kont, oficer i madh i Legjionit të Nderit; dhe në qoftë se ky njeri kërcënon t'i kthehet e shoqja...

- Mjaft, mjaft, Zotëri! i tha ajo.

- S'do të heq kurrë dorë nga ju e të kërkoj avokatë të tjerë. Qysh t'ia bëj?

- Të bini në ujdi! - i tha Dervili.

- A më dashuron ende?- tha ajo.

- Nuk besoj të jetë ndryshe.

Kur dëgjoi këtë fjalë, kontesha ngriti kokën. Sytë e saj qeshën plot shpresë; ndofta ajo mendonte të shfrytëzonte dhembshurinë e burrit të parë dhe ta fitonte procesin me ndonjë dredhi femre.

- Zonjë, do të pres urdhrat tuaja nëse doni t'ju njoftojmë aktet tona, apo në ju pëlqen të vini në zyrën time për të caktuar pikat e një ujdie, - tha Dervili duke e përshëndetur konteshën.

Tetë ditë pas dy vizitave që kishte bërë Dervili, një mëngjes të bukur qershori, të ndarë nga një rast pothuajse mbinjerëzor, bashkëshortët u nisën nga dy pikat më të kundërta të Parisit që të shkonin e të takoheshin në zyrën e avokatit të tyre të përbashkët. Në saje të shumave që i kishte dhënë Dervili pa u kursyer, kolonel Shaberi kishte mundur të vishej ashtu siç i kishte hije. Kështu, i ndieri arriti me një kaloshin shumë elegante. Kokën e kishte mbuluar me një parukë që i përshtatej fytyrës së tij, kishte veshur një kostum të kaltër e një këmishë të bardhë dhe në fund të jelekut kishte vënë kordonin e kuq të oficerit të madh të Legjionit të Nderit. Nga jeta e mirë që bënte, i kishte ardhur përsëri ai nuri i parë prej ushtaraku. Trupin e mbante drejt. Fytyra e tij serioze e misterioze, që ndriste nga lumturia e nga shpresa, ishte si e përtëritur dhe më e mbushur.

Shaberit me pelerinë të vjetër ai nuk i përngjiste më tepër nga sa i ngjet kacidhja një verdhushke që shkëlqen. Kush ta shikonte udhës do ta merrte fare lehtë për ndonjë nga ata burrat e hijshëm të ushtrisë së vjetër që kishin mbetur akoma gjallë, për një nga ata burrat heroikë, të cilët reflektojnë lavdinë tonë kombëtare, si ndonjë copë pasqyrë që shkëicien nga dielli dhe që duket sikur i reflekton të gjitha rrezet e tij. Këta ushtarë të vjetër janë njëkohësisht tablo e libra. Kur zbriti konti nga karroca që të ngjitej te Dervili, kërceu lehtë si ndonjë djalë i ri. Sapo kishte kthyer karroca e tij, arriti një tjetër me stemë, e bukur dhe e mbyllur. Nga kjo karrocë doli kontesha Ferro, me një veshje të thjeshtë, por të studiuar mirë për të treguar shtatin e saj të ri. Kishte vënë një kapelë të bukur me një trëndafil, e cila ia paraqiste fytyrën si në një kuadro dhe i jepte plot freski. Nëse klientët ishin përtëritur, zyra avokatore kishte mbetur njësoj, ashtu siç përshkruhet në fillim të kësaj historie. Simoneni po hante mëngjesin, me supin e mbështetur te dritarja e hapur, nga ku shikonte qiellin e kaltër.

- Ah! - thirri praktikanti i vogël, - kush do ta vëjë me bast me një biletë teatri se kolonel Shaberi është gjeneral dhe nga ata me kordon të kuq[12]?

- Zotëria është një magjistar i fortë, - tha Godeshali.

- Atëherë s'paskemi çfarë t'i punojmë kësaj radhe,- iu përgjigj Deroshi.

- Mos ki frikë, se ia punon e shoqja, kontesha Ferro, - i tha Bukari.

[12] *Me kordon të kuq- oficer i madh i Legjionit të Nderit.*

- Domethënë, ia priti Godeshali, - se kontesha Ferro do të shtrëngohet të pranojë dy ...

- Ja, po vjen, - iu përgjigj Simoneni.

Në këtë çast hyri koloneli dhe kërkoi Dervilin.

- Këtu është zoti kont, - i tha Simoneni.

- Si, nuk qenke i shurdhër, qerratuc? - tha Shaberi duke e kapur korrierin nga veshi dhe duke ia dredhur, ndërsa sekretarët nisën të qeshnin të kënaqur, duke e vështruar kolonelin me kureshtjen e respektin që u ngjall te ai personazh i çuditshëm.

Konti Shaber kishte hyrë te Dervili, kur e shoqja e tij hapi derën e zyrës. Kur hyri kontesha, Dervili e kishte futur kolonelin në dhomën e gjumit.

- Zonjë, i tha ai, duke mos ditur a do t'iu pëlqente të takoheshit me z. Kont Shaber, ju kam veçuar. Po në qoftë se do të dëshironit...

- Zotëri, ju falënderoj për sjelljen tuaj delikate.

- Kam hartuar një kopje kontrate, kushtet e së cilës mund t'i diskutoni po në një kohë si ju, ashtu edhe z. Shaber. Herë do t'i shkoj atij, herë do të vi këtu tek ju, që t'i paraqes secilit nga ju arsyet e tjetrit.

- Pa ta shikojmë, zotëri, - i tha kontesha me një gjest padurimi.

Dervili lexoi.

"Ne të nënshkruarve:

Jasent Shaber, kont, gjeneral brigade dhe oficer i madh i Legjionit të Nderit, banues në Paris, udha "Pëti Bankje".

Dhe zonja Roza Shapotel, e shogja e të lartpër-mendurit, zotit kont Shaber, lindur në..."

- Kaloni, i tha ajo, ta lëmë hyrjen, të shikojmë kushtet.

- Zonjë, - i tha avokati, - hyrja shpjegon shkurtimisht se në ç'pozitë gjendeni karshi njëri-tjetrit. Pastaj, në paragrafin e parë, ju e pranoni faqe tre dëshmitarëve, të cilët janë dy noterë dhe blegtori ku ka banuar burri juaj - këtyre ua kam shpjeguar në mënyrë shumë sekrete çështjen tuaj, duke u siguruar që të mos nxjerrin kurrë fjalë; pra, ju pranoni se njeriu që përmendet në aktet e bashkangjitura me aktin privat, gjendja civile e të cilit vërtetohet me një akt noterial të përpiluar te Aleksandër Krota, - noteri juaj, - është konti Shaber, bashkëshorti juaj i parë. Në paragrafin e dytë, për të mos prishur lumturinë tuaj, konti Shaber zotohet që të mos i përdorë të drejtat e tij, përveçse në rastet që parashikohen në kontratë. - Dhe këto raste, tha Dervili duke bërë një lloj paranteze, nuk janë gjë tjetër përveç moszbatimit të kushteve të kësaj marrëveshjeje të fshehtë. - Nga ana e tij, vazhdoi ai, edhe z. Shaber pranon të ndjekë në marrëveshje me ju një proçes për të anuluar aktin e vdekjes dhe për të prishur martesën e tij.

- Kjo nuk më leverdis aspak, - i tha kontesha e çuditur, - unë nuk dua procese. Ju e dini përse.

Në artikullin e tretë, - i tha avokati, duke vazhduar me një gjakftohtësi të madhe, - ju zotoheni se do të krijoni në ernër të Iasentit, kontit Shaber, një të ardhur jetike prej njëzetekatër mijë frangash, shifër që do të shënohet në regjistrin e madh të huas shtetërore, por që kapitalin do ta trashëgoni ju pas vdekjes së tij.

- Po është shumë, shumë shtrenjtë! - i tha kontesha.

- A mund të bini në ujdi me një çmim më të lirë?

- Ndoshta.

- Atëherë çfarë kërkoni ju, zonjë?

- Unë dua, nuk dua proces, unë dua...

- Që të mbetet i vdekur, - i tha Dervili duke e ndërprerë me rrëmbim.

- Zotëri, - i tha kontesha, po qe se u dashkan njëzetekatër mijë franga të ardhura, atëherë hapim padijen... - Po, do ta hapim padijen! - thirri koloneli me një zë të mbytur, i cili hapi derën dhe doli papritmas përpara së shoqes, duke mbajtur një dorë në jelek, ndërsa tjetrën e drejtoi poshtë, drejt dyshemesë.

- Ky qenka! - tha me vete kontesha.

- Shumë shtrenjtë! vazhdoi ushtari i moçëm. - Unë ju kam dhënë afro një milion dhe ju po bëni pazarllëk me fatkeqësinë time. Atëherë, mirë, tani unë ju kërkoj edhe ju edhe pasurinë tuaj. Pasurinë e kemi të përbashkët, martesa jonë nuk është këputur.

- Po zotëria nuk është kolonel Shaberi! - thirri kontesha duke u treguar si e habitur.

- Ah, - i tha plaku me një ton ironie të thellë, - doni prova? Ju kam njohur në Pallatin Mbretëror...

Kontesha u zbeh. Kur e pa që iu zverdh fytyra nën të kuqtë që kishte vënë, ushtari i vjetër e preu fjalën në mes, se u trondit nga hidhërimi i thellë që po shkaktonte një gruaje që e kishte dashuruar me pasion; por kur vuri re se ajo e shikonte si gjarpër, Shaberi ia priti aty për aty: " ju ishit në..."

- Ju lutem, zotëri, - i tha kontesha avokatit, - më lejoni të dal. Nuk kam ardhur këtu që të dëgjoj fjalë kaq të rënda. U ngrit dhe doli. Dervili nxitoi në zyrën avokatore. Kontesha ishte zhdukur sikur të kishte fluturuar. Kur u kthye në zyrë, avokati e

gjeti kolonelin që vente e vinte me çape të mëdha, ishte bërë si i tërbuar.

- E, kolonel, a nuk kisha arsye kur ju luta të mos vinit? Tani e di me siguri se kush jeni. Kur ju pa, kontesha bëri një lëvizje dhe u kuptua mirë se çfarë mendonte. Po ju e humbët procesin, gruaja juaj e di se kini ndryshuar aq shumë sa nuk njiheni fare.

- Do ta vras.

- Marrëzi! Do t'u kapin dhe do t'ua presin kokën si ndonjë katili. Më lini mua ta ndreq gabimin tuaj!

- Shkoni, shkoni. Kini mendjen se ajo nuk do të përtonte t'u fuste në ndonjë grackë dhe t'u mbyllte në Sharanton. Do t'ia njoftoj zyrtarisht aktet tona që t'u garantoj nga çdo e papritur.

Koloneli i gjorë iu bind mirëbërësit të tij të ri dhe doli duke i kërkuar ndjesë. Po zbriste dalëngadalë shkallët e nxira, i humbur në ca mendime të hidhura, ndofta i pikëlluar nga thika që hëngri, e cila ia plagosi zemrën më thellë nga çdo goditje tjetër, kur, tek po shkelte në shkallën e fundit, dëgjoi fërfëritjen e një fustani dhe i doli e shoqja përpara.

- Ejani, zotëri, - i tha ajo duke e zënë për krahu me një nga ato lëvizjet që i bënte dikur.

Mjaftuan ato gjestet e konteshës dhe zëri i saj ëmbël që t'i kalonte zemërimi kolonelit, i cili shkoi pa kundërshtuar deri te karroca.

- Hë pra, hipni! - i tha kontesha kur shërbëtori uli këmbën e karrocës. Dhe si për magji, ai u gjet pranë së shoqes, në një karrocë të mbyllur e luksoze.

- Ku dëshiron të shkojë zonja? - e pyeti shërbëtori.

- Në Grole, - i tha ajo.

Kuajt u nisën dhe kaluan gjithë Parisin.

- Zotëri! - i tha kontesha kolonelit me një tingull zëri që tregonte një nga ato mallëngjimet e rralla të jetës, të cilat na e tronditin thellë shpirtin.

Në çaste të tilla, zemra, fibrat, nervat, fytyra, shpirti dhe trupi, çdo gjë, madje çdo pore, dridhet. Na duket sikur nuk jetojmë më për vete; sikur jeta na del nga trupi si curril, sikur ia japim tjetrit si ndonjë sëmundje ngjitëse me an'ën e vështrimit, me tingullin e zërit, me gjestet, duke i imponuar tjetrit vullnetin tonë. Kur dëgjoi vetëm këto fjaië, këtë fjalën e parë e të tmerrshme, zotëri, ushtari i vjetër u rrëqeth. Po njëkohësisht kjo fjalë ishte edhe një qortim, një lutje, një kërkim ndjese, një shpresë, një dëshpërim, një pyetje, një përgjigje. Kjo fjalë i përfshinte të gjitha. Duhej të ishe një aktore e lindur për t'i dhënë një fjale aq oratori, aq shpirt. E vërteta nuk shprehet dot aq qartë, nuk del e gjitha jashtë, po të lë të kuptosh gjithë atë që ka përbrenda. Kolonelit i vinte të hante veten për dyshimet që pati, për pyetjet që i bëri, për zemërimin që ndjeu dhe uli sytë që të mos kuptohej se ishte tronditur.

- Zotëri, - nisi përsëri kontesha pas një çasti të vogël, - unë ju njoha menjëherë!

- Rozinë, - i tha ushtari i vjetër, vetëm kjo fjalë është balsami që do të më bënte t'i harroja mjerimet e mia. Atij iu rrokullisën dy lot të mëdhenj e të ngrohtë në duart e së shoqes, të cilat ia shtrëngoi si ndonjë baba i dashur.

- Zotëri, vazhdoi ajo, - si nuk e kuptuat se më dukej një gjë e tmerrshme të shfaqeshe përpara një njeriu të huaj duke

qenë në një pozitë kaq të keqe! Nëse duhet të skuqem për të keqen që më ka gjetur, të paktën kjo të mbetet në familje. A nuk duhet ta varrosim në zemrat tona këtë sekret? Kujtoj se do të më ndjeni që për sy e faqe nuk i përfilla mjerimet e një të panjohuri që e quante veten konti Shaber, për të cilin nuk mund të besoja se ishte gjallë. Letrat tuaja i kam marrë, - i tha ajo me gjallëri, se e kuptoi të shogin nga tiparet se çfarë mendonte, - po ato më arritën trembëdhjetë muaj pas betejës se Ejlaut; ishin të hapura, të fëlliqura, shkrimi nuk njihej fare, dhe, si mora nënshkrimin e Napolonit për kontratën e martesës sime të dytë, m'u mbush mendja se ndonjë intrigant i rafinuar donte të lozte në kurrizin tim. Kështu, për të mos tronditur z. Kont Ferro dhe për të mos prishur lidhjet e familjes, vendosa të tregohem e matur kundër një Shaberi të rremë. A nuk kisha arsye, si thoni ju?

- Po, ke patur arsye; kurse unë kam qenë budalla, hajvan, kafshë, që nuk dita t'i peshoja më mirë pasojat e një situate të tillë. Po ku po shkojmë? - i tha koloneli kur pa se kishin arritur te muri i kapelës.

- Në çifligun tim, pranë Grole, në luginën e Monmoransit. Atje, zotëri, do ta mendojmë së bashku se ç'vendim duhet të marrim. Unë i njoh detyrat e mia. A ju pëlqen cië të na zërë në gojë gjithë Parisi? Të mos na e marrë vesh bota pozitën tonë, e cila për mua ka një anë qesharake dhe të dimë të ruajmë dinjitetin ton. Ju më dashuroni ende, - vazhdoi ajo, duke i hedhur kolonelit një vështrim të trishtuar e të ëmbël; por unë, a nuk kam patur të drejtë të krijoj një familje tjetër? Në këtë pozitë të çuditshme ku kam hyrë, më thotë një zë i brendshëm të kem shpresë në bujarinë tuaj, të cilën unë e njoh aq mirë. Vallë, a do

të bëja gabim sikur fatin tim ta lija vetëm në duart tuaja? Qofshi gjyqtari dhc mbrojtësi im. Kam besim në karakterin tuaj fisnik. Kini mirësinë të më ndjeni për pasojat e gabimeve të mija të pafajshme. Pra, po ju them të drejtën, z. Ferro e dashuroj. Kam kujtuar se kisha të drejtë ta dashuroj. Nuk skuqem që e miratoj përpara jush; nëse ky pohim ju fyen, të paktën nuk ju çnderon. Nuk mund t'ua fsheh faktet. Kur më takoi të mbetesha vejushë nuk isha nënë.

Koloneli i bëri së shoqes një shenjë me dorë që të pushonte dhe për nja dy kilometra nuk e hapën gojën fare. Shaberit iu duk sikur kishte përpara të dy fëmijët.

- Rozinë!

- Po, zotëri, flisni.

- Domethënë se të vdekurit që kthehen në këtë botë bëjnë keq, apo jo?

- Oh! Zotëri, jo, jo! Mos kujtoni se i kam harruar të mirat. Veçse bashkëshorten që keni lënë, ju e gjeni të martuar dhe nënë me fëmijë. Nëse tani nuk e kam në dorë t'u dashuroj, i di të gjitha detyrimet që kam ndaj jush dhe mund t'u dua si një bijë e dashur.

- Rozinë, - i tha plaku me një zë të ëmbël, tani s'kam asnjë inat me ty. Ne do t'i harrojmë të gjitha, - shtoi ai me një buzëqeshje që pasqyron kurdoherë shpirtmadhësinë.

Kontesha e vështroi me një mirënjohje aq të thell saqë Shaberi i ngratë do të donte të hynte përsëri në gropën e Ejlaut.

Disa njerëz janë aq shpirtmirë sa mund të bëjnë me gjithë mend sakrifica të tilla; për ta nuk ka shërbim më të madh sesa

kur janë të sigurt se me sakrificat e tyre mund t'i bëjnë të lumtur të dashurit e zemrës.

- Miku im, për të gjitha këto flasim më vonë, kur të na kalojë tronditja, - i tha kontesha. Hapën një bisedë tjetër, se ishte e pamundur të vazhdonin ende mbi këtë temë. Megjithëse të dy bashkëshortët e prekën përsëri situatën e tyre të çuditshme, qoftë në mënyrë të tërthortë, qoftë drejtpërdrejt, ata bënë një udhëtim të bukur, duke kujtuar ngjarjet e kohës që kishin kaluar bashkë dhe punët e Perandorisë. Kontesha diti t'i shprehte kujtimet e saj në një formë të lezetshme e të ëmbël, duke krijuar një atmosferë melankolie, që nevojitej për t'u dhënë fjalëve që shkëmbenin një karakter solemn. Më në fund, të dy bashkëshortët arritën nga një udhë e ngushtë në një park të madh, në luginën e vogël që ndodhet në mes të brigjeve të Marzhans-it dhe fshatit të bukur të Grole-it. Atje kontesha kishte një shtëpi të lezetshme, ku, me të arritur, koloneli pa të gjitha përgatitjet që ishin bërë për të strehuar atë dhe të shoqen. Fatkeqësia është njëlloj hajmalie që ka për veti të forcojë gjendjen e mëparshme shpirtërore; në disa njerëz ajo e shton mosbesimin dhe ligësinë, disa të tjerë, që e kanë zemrën bujare, i bën akoma më të mirë. Kolonelin e kishin bërë fatkeqësitë edhe më të mirë e më të pakursyer nga ç'ishte; pra, ai mund të futej në sekretin e vuajtjeve të femrave, vuajtje që shumica e burrave nuk i kanë provuar. Megjithëse qe zhdukur pothuajse fare mosbesimi, atij nuk iu durua pa i thënë së shoqes:

- Domethënë se ishit e sigurt se do të më sillnit këtu, apo jo?

- Po, - iu përgjigj ajo, - në rast se paditësi do të ishte kolonel Shaberi.

Këto fjalë ia tha me një pamje aq serioze, sa kolonelit iu zhduk edhe ai dyshimi i vogël që i kishte mbetur dhe i erdhi turp që arriti të dyshonte. Për tri ditë me radhë kontesha u tregua shembullore me burrin e parë. Ajo sillej me të aq e dhembshur dhe e ëmbël, saqë dukej sikur donte t'ia largonte kujtimin e vuajtjeve që kishte kaluar, dhe ta falte që ishte bërë shkak për të këqijat që kishte hequr i shoqi; duke marrë një pamje melankolike, ajo përpiciej ta magjepste me të gjitha gjestet që e dinte se mund ta çarmatoste. Kontesha donte ta prekte me situatën e saj dhe e preku aq shumë sa ia prishi mendjen fare dhe e nënshtroi sipas vullnetit të saj. Ajo ishte e vendosur të bënte çdo gjë për t'ia arritur qëllimit dhe, megjithëse nuk e dinte ende se çdo ta bënte atë njeri, s'do mend që mendonte ta largonte fare nga jeta shoqërore. atën e tretë e ndjeu se, me gjithë përpjekjet që bënte, nuk e fshinte dot shqetësimin që i shkaktonte rezultati i manovrave të saj. Që të qëndronte pakëz rehat, u ngjit në dhomën e saj, u ul përpara tryezës, hoqi maskën e gjakftohtësisë që mbante përpara kontit Shaber, si ndonjë aktore që kthehet në kabinë, e lodhur nga akti i pestë i ndonjë shfaqjeje të vështirë, që lëshohet gjysmë e vdekur duke lënë në sallë një vegim që nuk i shëmbëllen më. Zuri të vazhdonte letrën që i kishte filluar Delbekut, të cilit i shkruante të shkonte në emër të saj te Dervili, të merrte njoftim për aktet që kishin të bënin me kolonel Shaberin, t'i kopjonte dhe të vinte menjëherë në Grole. Sapo e mbaroi, dëgjoi në korridor çapat e kolonelit, i cili po e kërkonte me një shqetësim të madh.

"Bobo i tha ajo me një zë të lartë, më mirë të kisha vdekur! Gjendja ime është e padurueshme..."

- Çfarë keni? e pyeti ai.

- Asgjë, asgjë, - i tha ajo.

U ngrit, e la kolonelin rnë dhomë dhe zbriti që të bisedonte vetëm për vetëm me shërbëtoren, të cilën e nisi për në Paris, duke e porositur që t'ia jepte në dorë letrën që i kishte shkruar Delbekut dhe t'ia kthente përsëri sapo ta lexonte. Pastaj kontesha doli në kopsht dhe u ul në një bankë, në një vend ku koloneli mund ta gjente kur të donte. Koloneli po e kërkonte dhe, me ta vënë re, shkoi e u ul pranë saj.

- Rozinë, i tha ai, çfarë keni?

Ajo nuk iu përgjigj. Ishte një mbrëmje e bukur dhe e qetë qershori, kur harmonitë e fshehta e bëjnë aq të mahnitshëm perëndimin e diellit. Ajri ishte i kulluar, heshtja e thellë dhe matanë parkut të gjerë dëgjoheshin zërat e disa fëmijëve, të cilët i jepnin njëfarë melodije atij peisazhi të mrekullueshëm.

- Nuk po më përgjigjeni? - pyeti koloneli të shoqen.

- Im shoq... - tha kontesha, duke prerë fjalën në mes dhe duke bërë një lëvizje, pastaj e pyeti duke u skuqur:

- Si ta quaj Kontin Ferro në sytë tuaj?

- Quaje burrë, siç e ke, moj bija ime e shkretë, iu përgjigj koloneli me dashamirësi; a nuk është babai i fëmijëve të tu?

- Mirë pra, vazhdoi ajo, - po sikur z. Ferro të më pyesë përse kam ardhur këtu, sikur ta marrë vesh se jam mbyllur me një njeri të panjohur, çfarë mund t'i them? Dëgjoni, zotëri, - i tha ajo, duke marrë një qëndrim plot dinjitet, ju vendosni për fatin tim, unë e kam marfë parasysh t'ë bëj çfarëdo...

- E dashur, - tha koloneli duke i shtrënguar të dy duart, - unë kam vendosur të sakrifikohem për lumturinë tuaj...

- Kjo është e pamundur, - thirri ajo, duke bërë një lëvizje revoltimi. - Pa mendoni se do të shtrëngoheshit të mohonit vetveten, madje, duke ruajtur të gjitha forrnalitetet ligjore.

- Qysh, - i tha koloneli,- a nuk ju mjafton fjala ime? Fjalët formalitete ligjore e goditën në zemër kolonelin, i cili padashur nisi të dyshonte. I hodhi një vështrim së shoqes, që u skuq, uli sytë, dhe ai pati frikë se mos shtrëngohej ta përbuzte. Kontesha u tremb se mos e kishte egërsuar atë njeri të ndrojtur e të ndershëm, të cilit ia njihte mirë bujarinë dhe virtytet.
Megjithëse këto mendime ua kishin errësuar pakëz fytyrat, ata u pajtuan menjëherë. Ja në ç'mënyrë. Së largu u dëgjua një britmë fëmije.

- Zhyl, lëre, motrën të qetë!- i thirri kontesha.

- Si! - këtu i paskeni fëmijët? - i tha koloneli.

- Po, veçse i kam porositur që të mos ju mërzisin.

Ushtari i vjetër e kuptoi delikatesn e taktin e saj dhe i mori dorën së shoqes që t'ia puthte.

- Le të vijnë pra, i tha ai.

Vajza e vogël po afrohej duke rendur që të ankohej për të vëllanë.

- Mama!

- Mama!

- Ai më nget!

- Jo, ajo...

Doçkat i kishin zgjatur nga e ëma dhe të dy zërat e tyre të njomë po përziheshin. Ishte një tablo e papritur dhe e prekshme.

- Të mjerët fëmijë! -thirri kontesha duke mos mbajtur dot më lotët, do të shtrëngohem t'i lë, kujt do t'ia japë gjyqi? Zemra e mëmës s'ka si ndahet, unë dua t'i kem vetë!

- Ju e bëni të qajë mamanë! - tha Zhyli duke e vështruar kolonelin me zemërim.

- Pusho, Zhyl! - thirri e ëma me një ton urdhërues.

Të dy fëmijët qëndruan në heshtje në këmbë dhe nisën të vështronin të ëmën dhe të panjohurin me një kureshtje, që s'mund të shprehet me fjalë.

-Oh! Po, shtoi ajo, në më ndafshin nga konti, të paktën të më lënë fëmijët, dhe do të pranoj çdo gjë...

Ishte fjala vendimtare, me të cilën kontesha korri gjithë suksesin që shpresonte.

- Po, - tha koloneli, sikur të mbaronte ndonjë frazë që e bluante në mendjen e vetë, - duhet të futem përsëri në dhe. Këtë e kam menduar vetë.

- A mund ta pranoj një sakrificë të tillë?- iu përgjigj kontesha. - Jo, jo, kjo është e pamundur. Sikur të qe fjala vetëm për jetën tuaj, s'do të ishte asgjë; po që të nënshkruani se nuk jeni kolonel Shaberi, që të pranoni se jeni një mashtrues, që të humbisni nderin tuaj, që të thoni një gënjeshtër në çdo çast, kjo është një sakrificë që s'mund ta bëjë njeri. Pa mendojeni mirë. Jo. Po të mos kisha këta fëmijët e shkretë, do të arratisesha me ju deri në fund të botës...

- Po, - i tha Shaberi, a nuk mund të jetoj këtu, në pavijonin tuaj të vogël, si ndonjë kushëriri juaj? Unë jam plakur

si ndonjë top i prishur, më mjafton vetëm pak duhan dhe gazeta "Konstitusionel[13]".

Konteshës i shkuan lotët rrëke. Në mes të konteshës Ferro dhe kolonel Shaberit u zhvillua një duel bujarie, ku doli fitimtar ushtari. Në mbrëmje, kur pa atë nënë në mes të fëmijëve të saj, ushtari u prek nga tabloja e bukur që sajonte ajo familje aty në fushë, në hije e në heshtje; vendosi të mbetej i vdekur, pyeti sesi duhej ta kapte punën për t'ia siguruar njëherë e mirë, me të gjitha formalitetet ligjore, lumturinë asaj familjeje.

- Bëni si të doni!- iu përgjigj kontesha, ju deklaroj se s'do të përzihem fare në këtë çështje. Mua nuk më takon.

Delbeku kishte ardhur prej disa ditësh dhe, sipas udhëzimeve që i kish dhënë kontesha gojarisht, ekonomi arriti të fitonte besimin e ushtarakut të vjetër. Pra, të nesërmen në mëngjes kolonel Shaberi u nis me ish-avokatin për Sen-Lë-Taverni, ku Delbeku kishte përgatitur te një noter një akt me terma aq të rënda saqë koloneli, me të dëgjuar leximin e tij doli nga zyra me rrëmbim.

- Dreqi e mori! Ç'matuf që do të isha! Po do të më ndiqnin edhe si mashtrues! - thirri ai.

- Zotëri, - i tha Delbeku, - nuk ju këshilloj ta nënshkruani kaq shpejt. Po të isha në vendin tuaj, nga ky proces do të nxirrja të paktën tridhjetë mijë franga të ardhura, se zonja do t'i jepte.

Si i hodhi një vështrim të ashpër atij të poshtri, ashtu siç vështron një njeri i ndershëm kur indinjohet, koloneli u largua me ndjenja krejt të kundërta. Ai e humbi përsëri besimin, u

[13] *"Le Constitutionnel" – gazetë e themeluar më 1815*

indinjua dhe herë qetësohej, herë zëmërohej. Më në fund hyri në parkun e Grole-it nga një mur i çarë dhe erdhi me çapa të ngadalshme të çlodhej e të mendohej i qetë nën një dhomë që gjendej në një qoshk, nga ku dukej udha e Sen-Lë. Udha ishte e shtruar me njëfarë dheu të verdhë që përdoret në vend të zallit të lumit, kontesha qe ulur në sallonin e vogël të pavijonit dhe, duke e patur mendjen se qysh do të përfundonte puna e saj, nuk e ndjeu se po afrohej koloneli. As ushtari i moçëm nuk e vuri re të shoqen, që ishte sipër, në pavijonin e vogël.

- E, zoti Delbek, a e nënshkroi?- e pyeti kontesha ekonomin e saj, të cilin e pa vetëm te udha, ndanë gardhit të një hendeku.

- Jo, zonjë. As që e di se nga ia mbajti. Kali plak na priti me këmbët e para.

- Atëherë u dashka futur në Sharanton, tha ajo, meqenëse e kemi në dorë.

Me atë shkathtësinë që kishte në të ri, koloneli kapërceu hendekun, i doli përpara ekonomit në çast, dhe i hoqi në të dy faqet ca shuplaka që s'i kish ngrënë asnjëherë ndonjë avokat tjetër.

- Thuaj edhe këtë, që kuajt e plakur dinë të heqin edhe shqelma, - ia priti ai.

Si i kaloi inati i parë, koloneli nuk e ndjeu më veten të kalonte hendekun. Ai e dëgjoi të vërtetën lakuriq. Fjala e konteshës dhe përgjigja e Delbekut ia hapën sytë dhe e kuptoi komplotin ku do të binte viktimë. Gjithë ajo dhembshuri që kishte treguar kontesha ishte një lodër për ta futur në grackë. Ajo fjalë ishte si një pikë prej ndonjë helmi të rrezikshëm, i cili i solli

përsëri ushtarit dhimbjet e para fizike e morale. U kthye në qoshk nga dera e parkut, duke ecur me ngadalë si i këputur. Domethënë se për të s'do të kishte as prehje, as qetësi! Që atë çast duhej të filionte me atë grua luftën e urryer, ashtu siç i kishte thënë Dervili, të niste një jetë procesesh, të ushqehej me vrer, të pinte çdo mëngjes një kupë të hidhur. Pastaj, ku t'i gjente të hollat që nevojiteshin për të paguar shpenzimet e instancave të para? Iu neverit aq tepër jeta sa po të kishte patur ndonjë kobure, do të kishte hedhur trutë në erë. Më në fund, kur arriti përpara qoshkut, u ngjit në dhomën e vogël ajrore, nga dritaret e së cilës, të rrumbullakëta e në formë trëndafili, dukej panorama e mrekullueshme e luginës; atje gjeti të shoqen që ishte ulur në një karrige.

Kontesha sodiste peisazhin dhe mbante një qëndrim krejt të getë, me pamjen e një gruaje që është e vendosur të shkojë deri në fund. Fshiu sytë, sikur të kishte qarë me lot dhe nisi të lozte me brezin e gjatë ngjyrë trëndafili të fustanit të saj. Megjithëse donte të tregohej e qetë, asaj i shkoi një të ngjethur kur doli përpara mirëbërësi i nderuar, i cili qëndroi më këmbë, duarkryq, me fytyrë të zbetë, me ballin e vrenjtur.

- Zonjë, - i tha ai, si e vështroi një çast në sy dhe si e shtrëngoi të skuqej, - zonjë, nuk ju mallkoj, ju përbuz. Tani falenderoj fatin që na ndau. As që ma ka ënda të marr hakun, nuk ju dashuroj më. Jetoni e qetë në besën e fjalës sime, e cila vlen më shumë se të gjitha shkarravinat e gjithë noterëve të Parisit. Emrin që ndoshta e kam bërë të lavdishëm, nuk do ta kërkoj kurrë. Jam vetëm një qyqar, një i quajtur Iasent dhe nuk kërkoj tjetër veçse një vend në diell. Lamtumirë...

Kontesha iu hodh kolonelit në këmbë dhe deshi ta ndalonte duke i zënë duart, po ai e shtyu me neveri duke i thënë:
- Mos më prekni!

Kur dëgjoi zhurmën e çapave të kolonelit, kontesha ngriti supet. Pastaj me atë mprehtësinë e thellë që kanë njerëzit më të poshtër, ose ata që duan të shijojnë botën me egoizmin më të egër, ajo u bind se mund të jetonte e qetë me premtismin dhe përbuzjen e atij ushtari të ndershëm.

Dhe Shaberi u zhduk me gjithë mend. Blegtori falimentoi dhe u bë karrocier. Mbase në fillim edhe koloneli u mor me ndonjë punë të tillë. Ndoshta si një gur që përplaset nga njëra ujëvarë në tjetrën, shkoi e u zhyt në mes të atij Ilumi leckamanësh që lëvrijnë udhëve të Parisit.

Gjashtë muaj pas kësaj ngjarjeje, Dervili, i cili nuk ia dëgjonte më zërin as kolonel Shaberit, as konteshës Ferro, mendoi se, sigurisht, do të kishin rënë në ujdi, se për t'u hakmarrë kundër tij, aktin e kësaj ujdie kontesha do ta kishte hartuar në ndonjë zyrë tjetër avokatie. Kështu, një mëngjes bëri llogarinë e shumave që i kishte dhënë Shaberit, ku shtoi edhe shpenzimet dhe iu lut konteshës Ferro t'i kërkonte z. Kont Shaber të hollat në fjalë, duke kujtuar se ajo do ta dinte ku gjendej burri i saj i parë.

Që të nesërmen, ekonomi i kontit Ferro, i emëruar rishtas kryetar i gjykatës së shkallës së parë në një qytet me rëndësi, i shkroi Dervilit këto pak fjalë të hidhura:

Zotëri,

Zonja konteshë Ferro më ngarkon t'u njoftoj se klienti juaj kishte abuzuar në besimin tuaj dhe se i vetëquajturi konti Shaber ka pranuar se ka përvetësuar pa të drejtë cilësi të rreme.

Pranoni... etj.

"DELBEK"

- Besa, ka njerëz që janë me të vërtetë të marrë, - tha Dervili. Po të kesh shpirt njeriu, po të jesh bujar, filantrop dhe avokat, e pëson! Ja një çështje që më kushton mëse dymijë franga.

Disa kohë pasi mori këtë letër, Dervili kërkonte në gjykatë një avokat, i cili merrte përsipër të mbronte padi ordinere. Rastësisht Dervili hyri në sallën e gjashtë, ku kryetari po dënonte si vagabond, njëfarë Iasenti me dy muaj burgim dhe urdhëronte që, pasi të kryente dënimin, të shoqërohej në azilin e lypësve të Sen-Denisit, vendim që, sipas jurisprudencës së komisarëve të policisë është baras me dënimin e përjetshëm. Kur dëgjoi emrin Iasent, Dervili vështroi fajtorin që ishte ulur në mes të dy xhandarëve, në bankën e të akuzuarve dhe e njohu se i dënuari qenkësh kolonel Shaberi rremë. Ushtari i moçëm ishte i qetë, nuk bënte asnjë lëvizje dhe dukej si i hutuar. Me gjithë zhelet që kishte në trup, me gjithë mizerjen që shprehte fytyra e tij, prapëseprapë kishte një pamje krenare e fisnike.

Një gjyqtar nuk duhej ta nënçmonte qëndrimin e tij stoik, mirëpo mjafton të biesh në duart e drejtësisë, që të të shikojnë si një të pandehur, si një çështje gjyqësore, ashtu siç e shikojnë si një shifër ata që merren me statistika. Kur e shpunë ushtarin në

sekretari, nga do ta merrnin pastaj bashkë me vagabondët e tjerë që po i gjykonin në atë çast, duke përfituar nga e drejta që kanë avokatët të hyjnë në çdo vend të gjykatës, Dervili shkoi me të deri në sekretari duke vërejtur në heshtje Shaberin dhe lypësit e çuditshëm që gjendeshin bashkë me të. Paradhoma e sekretarisë atëherë ishte një nga ato skenat që për fat të keq nuk shkojnë t'i studiojnë as legjislatorët, as filantropët, as piktorët, as shkrimtarët. Sikurse të gjitha ofiçinat e drejtësisë, kjo paradhomë ishte një odë e errët dhe e qelbur; atje, te muri gjendej një bankë e nxirë nga ata qyqarët që shkojnë e ulen në këtë vend ku vinë e takohen të gjitha fatkeqësitë shoqërore. Në këtë çast kolonel Shaberi u ul në mes të atyre njerëzve me fytyra energjike, veshur me uniformat e tmerrshme të mizerjes, herë-herë të qetë, ose që kuvendonin me zë të ulët, sepse tre xhandarë që bënin roje, shkonin e vinin duke tringëlluar shpatat në dysheme.

-A më njihni? - i tha Dervili ushtarit të moçëm duke qëndruar pranë tij.

- Po, Zotëri, - iu përgjigj Shaberi duke u ngritur.

-Në qoftë se jeni një njeri i ndershëm, - ia priti Dervili me zë të ulët, - qysh nuk ma latë borxhin?

Ushtari i moçëm u skuq si .ndonjë vajzë.

- Si! Nuk iu paska paguar zonja Ferro? - thirri ai me zë të lartë.

- Të më paguante! – i tha Dervili. - Ajo më ka shkruar se ju jeni një gënjeshtar.

Koloneli ngriti sytë dhe bëri një lëvizje supreme tmerri e mallkimi, sikur të kërkonte ndihmën e Zotit për këtë shpifje të re.

-Zotëri, tha ai me një zë të qetë nga tronditja e thellë shpirtërore, - kërkoni leje nga xhandarët që të më lirojnë të hyj në sekretari, do t'ju jap një dorë që do t'ju paguhet medoemos.

Sa hapi gojën Dervili, kapteri e lejoi ta merrte klientin e tij në sekretari, ku Iasenti i shkroi disa radhë konteshës Ferro.

- Dërgojani këtë në shtëpi, - i tha koloneli, - dhe do t'ju paguhen shpenzimet dhe paradhëniet. Besomëni, zotëri, nëse nuk ju kam shfaqur mirënjohjen time për shërbimet që më keni bërë, nuk do të thotë se nuk e kam këtu, i tha ai duke vënë dorën në zemër, Po, këtu e kam mirënjohjen time të thellë. Po ç'mund të bëjnë fatkeqit? Ata vetëm zëmrën kanë. I duan njerëzit e mirë. Vetëm kaq.

Si, - i tha Dervili, - nuk paskeni siguruar ndonjë të ardhur?

- Mos më flisni për këtë! - iu përgjigj ushtaraku i moçëm. - Ju nuk mund ta dini sesa e urrej atë jetën e jashtme, tek e cila kapen shumica e njerëzve. Më zuri papritmas një sëmundje, m'u neveritën njerëzit. Kur mendoj se Napoloni është në Shën Elenë, s'më bën asgjë përshtypje në këtë botë. Gënjeshtar s'mund të bëhem më. Ja e kegja ime më e madhe. Më në fund, - shtoi ai duke bërë një gjest çilimiu, - është më mirë të kesh ndjenja fisnike se sa rroba luksoze. Kushdo që të më përbuzë, mua nuk më trembet syri.

Dhe koloneli shkoi e u ul përsëri në bankën e tij. Dervili doli. Kur u kthye në zyrën e tij dërgoi Godeshalin, atëherë sekretar i dytë, te kontesha Ferro, e cila, sapo lexoi biletën, pagoi menjëherë shumën që i detyrohej avokatit të kontit Shaber.

Më 1840, nga fundi i qershorit, Godeshali, i cili ishte bërë avokat, po shkonte në Ri bashkë me Dervilin. Kur arritën te shëtitorja që shkon nga udha e madhe në Bisetrë[14], në një nga vidhat që gjendeshin pranë udhës, panë një nga ata pleqtë e zbardhur e të sëmurë, që kanë marrë skeptrin e mareshalit të mizerjes, duke jetuar në Bisetrë, si ato gratë e varfra që jetojnë në Salpetrierë[15]. Ai plak, njëri nga të dy mijë qyqarët e strehuar në *azilin e pleqve*, ishte ulur mbi një gur dhe dukej sikur e kishte përqendruar gjithë zgjuarsinë e tij në një veprim që e njohin mirë invalidët dhe kjo është të thajnë shamitë e tyre në diell, të niollosura me bornut, ndofta që të mos i lajnë. Ai plak kishte një fytyrë tërheqëse. Kishte veshur një nga ato bluzat me beze të kuqërreme që u jep azili, petk shumë i shëmtuar.

- Shikojeni atë plakun atje, Dervili, - i tha Godeshali bashkudhëtarit të tij. - A nuk u ngjet atyre kukullave prej druri që sjellin nga Gjermania? Dhe të mendosh se kjo krijesë jeton dhe ndoshta është i lumtur!

Dervili vuri syzet, e vështroi plakun e gjorë, bëri një gjest habie dhe tha: - Ai plak, o i dashur, është një poemë e gjallë, ose, siç thonë romantikët, një dramë e tërë. A e ke takuar ndonjëherë konteshën Ferro?

- Po, është një grua e zgjuar dhe shumë e lezetshme, - i tha Godeshali.

[14] *Bisetrë – një azil për invalidët dhe të çmendurit.*

[15] *Salpetrierë – azil në Paris, ku futin plakat.*

- Ai plaku i azilit të Bisetrës është bashkëshorti saj ligjor, konti Shaber, ish-koloneli; sigurisht ajo do ta ketë rrasur aty. Nëse gjendet në atë azil dhe jo në ndonjë pallat, kjo ngjet vetëm e vetëm sepse i përmendi konteshës së bukur se e kishte marrë nga udha si ndonjë karrocë me qira. Nuk do ta harroj kurrë çastin kur i hodhi sytë kolonelit! Tamam një tigër!

Pasi këto fjalë i zgjuan kureshtjen Godeshalit, kallëzoi historinë e lartpërmendur. Pas dy ditësh, të hënën në mëngjes, kur po ktheheshin në Paris, të dy miqtë i hodhën një vështrim Bisetrës dhe Dervili propozoi të shkonin e të shikonin kolonel Shaberin. Kur arritën në mes të bulevardit, të dy avokatët hasën plakun, i cili qe ulur në trungun e një peme të prerë dhe po bënte ca viza në rërë me një bastun që kishte në dorë. Kur e panë me kujdes, ata kuptuan se kishte ngrënë jashtë azilit.

- Mirëdita, kolonel Shaber, - i tha Dervili.

- Jo Shaber! Jo Shaber! Quhem Iasent, - iu përgjigj plaku. - Nuk jam më njeri, jam numri 164 i pavijonit shtatë, - vazhdoi ai duke e vështruar Dervilin plot ankth, me frikën e një plaku përzier me atë të një fëmije. - Ju erdhët të shikoni të dënuarin me vdekje! tha Shaberi, si heshti disa çaste. - Ai nuk është i martuar dhe është i lumtur!

- I shkreti, - tha Godeshali. - Doni para të blini duhan?

Me naivitetin e atyre rrugaçëve të vegjël të Parisit, koloneli u zgjati dorën me lakmi të dy të panjohurve, të cilët i dhanë një monedhë njëzetfrangëshe; ai i falënderoi duke i vështruar si i mahnitur: "Ju lumtë, ushtarë"! Mori drejtqëndrim, bëri sikur i mori në nishan me bastun dhe thirri duke bërë buzën

në gaz: "Zjarr me të dy topat! Rroftë Napoloni"! Dhe e përdrodhi bastunin në erë.

- Plaga e tij do të jetë nga ato që e bëjnë njeriun si foshnjë, -tha Dervili.

- Ai të bëhet foshnjë! - tha një plak i azilit që ndodhej aty pranë. Ah! Ka ditë që nuk e merr dot aspak nëpër këmbë. Eshtë një shejtan plak, plot filozofi e fantazi. Po sot, s'ka faj, ka pirë. Ai, zotëri, më 1820 ndodhej këtu. Atëherë, një oficer prusian kaloi më këmbë, ndërsa karroca e tij po ngjiste bregun e Vilëzhuifit. Ne të dy, Iasenti dhe unë, gjendeshim ndanë udhës. Oficeri po ecte duke kuvenduar me shokun e tij. Kur pa kolonelin, prusiani i tha për të qeshur: "Ja një ushtar i vjetër që duhet të ketë luftuar në Rosbah". - "S'mund të isha në Rosbah se kam qenë shumë i ri, iu përgjigj ai, por kam luftuar në Jena[16] se atëherë isha mjaft i pjekur". Dhe prusiani ua mbathi kërnbëve pa e pyetur më.

- Ç'fat!- tha Dervili. - Del nga azili i *Fëmijëve të gjetur*, dhe si ndihmon Napolonin të pushtojë Egjiptin dhe Evropën, kthehet që të vdesë në *azilin e Pleqve*.

[16] *Jena- qytet në Gjermani, pranë të cilit u thye ushtria prusine më 1806 nga Napoloni*

*Novela "Kolonel Shaberi" (përkthyesi në shqip anonim) është marrë nga libri "Pjesë të zgjedhura prej klasikëve francezë", botim i Ndërmarrja Shtetërore e Botimeve", Tiranë 1954.*



Adresa: Rruga "Frederik Shiroka" Tiranë - Albania
Tel: +355 4 22 71 34 Fax: +355 4 22 71 90
e-mail: botimetabc@yahoo.com.